Të dashur fëmijë! Çfarë dini për termitet, këto krijesa kaq punëtore që ngjajnë me milingonat? A e dini se fluturat me krahët e tyre të bukur e nisin jetën e tyre si krimba të vegjël dhe në fund dalin nga fshikëza? A e dini se qukapikët fshehin lendet e vogla nëpër pemët e lisit, si ndodh që xixëllonjat nuk digjen nga drita që lëshojnë, si maskohen bretkocat për t'ju shpëtuar armiqve, apo si ndodh që fokat nuk ngrijnë në oqeanet e akullt? Përrallëzat që do të lexoni në këtë libër do t'ju japin mjaft fakte për këto dhe shumë çështje të tjera tërheqëse. Duke lexuar këto përrallëza, do të mendoni më shumë për kafshët që ndodhen në to dhe do ta kuptoni se sa përsosmërisht i ka krijuar Allahu të gjitha ato.



## DY FJALË RRETH AUTORIT

I njohur me emrin HARUN JAHJA, Adnan Oktar, u lind në Ankara në vitin 1956. Pasi kreu studimet fillore dhe të mesme në Ankara, ai studioi për arte në Universitetin Mimar Sinan në Stamboll dhe filozofi në universitetin e Stambollit. Që nga viti 1980, ai ka botuar mjaft libra në lidhje me çështje politike, shkencore, dhe fetare. Duke qenë mjaft të vlerësuara në të gjithë botën, këto vepra kanë shërbyer për shumë njerëz si mjet për të gjetur besimin në Zot dhe për të arritur një njohje më të thellë për besimin e tyre. Librat e Harun Jahjasë u drejtohen të gjithë lexuesve, pa marrë parasysh moshën, racën, apo kombësinë e tyre, sepse ata përqendrohen në një synim: të hapin horizontin e lexuesit duke e nxitur atë të mendojë për disa çështje të rëndësishme, si qenia e Allahut dhe Njëshmëria e Tij dhe të jetuarit sipas vlerave që Ai ka përcaktuar për ne

# Dy fjalë rreth autorit dhe veprave të tij

I njohur me emrin HARUN JAHJA, Adnan Oktar, u lind në Ankara në vitin 1956. Pasi kreu studimet fillore dhe të mesme në Ankara, ai studioi për arte në Universitetin Mimar Sinan në Stamboll dhe filozofi në universitetin e Stambollit. Që nga viti 1980, ai ka botuar mjaft libra në lidhje me çështje politike, shkencore, dhe fetare. Harun Jahja është njohur mirë si autor i veprave të rëndësishme, të cilat zbulojnë mashtrimin e evolucionistëve, pohimet e tyre të pavërteta dhe lidhjet e errëta midis Darvinizmit dhe ideologjive gjakësore, të tilla si: fashizmi dhe komunizmi.

Veprat e Harun Jahjasë, të përkthyera në 57 gjuhë të ndryshme, përbëjnë një koleksion prej mëse 45,000 faqesh me 30,000 ilustrime. Pseudonimi i tij është një ndërthurrje e emrave të Harunit (Aaron) dhe Jahja (John), në kujtim të dy Profetëve të nderuar, të cilët luftuan kundër mohimit të besimit. Vula e Profetit në librat e tij është një simbol i cili është i lidhur me përmbajtjen e tyre. Ky simbol paraqet Kur'anin (Shpalljen e Fundit) dhe Profetin Muhamed (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), Profetin e fundit. Nën dritën e udhëzimit të Kur'anit dhe Sunnetit (traditës dhe mësimeve të Profetit), autori i ve vetes si qëllim të hedhë poshtë çdo ngrehinë të ideologjive që mohojnë fenë dhe të thotë "fjalën e fundit" në mënyrë që ta bëjë të heshtë çdo kundërshtim ngritur kundër fesë. Ai e përdor vulën e Profetit të fundit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), i cili arriti urtësinë më të lartë dhe përsosmërinë morale, si një shenjë të qëllimit të tij për të ofruar fjalën e fundit.

Të gjitha veprat e Harun Jahja kanë një qëllim të përbashkët: të japin mesazhin e Kur'anit, të inkurajojnë lexuesit për të menduar mbi çështje që kanë të bëjnë me besimin, si për shembull, ekzistenca e Allahut dhe njëshmëria e Tij dhe besimi në Botën Tjetër dhe njëkohësisht të nxjerrë në pah rrënjët e kalbura të sistemeve antifetare dhe ideologjive të devijuara.

Harun Jahja gëzon një rang të gjerë lexuesish në shumë vende të botës, që nga India në Amerikë, nga Anglia në Indonezi, Poloni, e deri në Bosnjë, Spanjë, Brazil, Malajzi, Itali, Francë, Bullgari, e deri në Rusi. Disa nga librat e tij mund të gjenden në gjuhën Angleze, Frënge, Gjermane, Spanjolle, Italiane, Portugeze, Urdu, Arabe, Shqipe, Kineze, Dhivehi (folur në ishujt Mauritius) Ruse, Serbo-Croate



(Boshnjake), Polake, Malaje, Turke, Uygur, Indoneziane, Bengali, Daneze dhe Suedeze.

Duke qënë mjaft të vlerësuara në të gjithë botën, këto vepra kanë shërbyer për shumë njerëz si mjet për të gjetur besimin në Zot dhe për të arritur një depërtim më të thellë në besimin e tyre. Mençuria dhe sinqeriteti që i karakterizon librat e tij, së bashku me një stil të veçantë që është i lehtë për t'u kuptuar, ndikon drejtpërdrejt çdokënd që i lexon. Ata që i studiojnë me kujdes këta libra, nuk mund të mbrojnë më ateizmin apo ndonjë ideologji tjetër të devijuar apo filozofi materialiste, sepse këta libra karakterizohen nga një ndikim i shpejtë, përfundime të qarta dhe janë të pakundërshtueshëm. Edhe nëse këta njerëz do të vazhdojnë të këmbëngulin në të tyren, nuk do të jetë gjë tjetër veçse një këmbëngulje të kotë, sepse këta libra përmbysin ideologji të tilla që nga themelet. Të gjitha lëvizjet bashkëkohore antifetare tashmë mbrohen ideologjikisht, falë librave të shkruar nga Harun Jahja.

Kjo është, pa dyshim, një rezultat i urtësisë dhe dritës së Kur'anit. Autori në mënyrë modeste dëshiron të shërbejë si një mjet në kërkimin njerëzor të rrugës së drejtë të Allahut. Prej botimit të këtyre materialeve nuk kërkohet asnjë përfitim material.

Ata njerëz që inkurajojnë të tjerët për të lexuar këto libra, për të hapur mendjet dhe zemrat e tyre dhe për t'i udhëzuar ata të bëhen robër të devotshëm të Allahut, kryejnë një shërbim të paçmuar.

Njëkohësisht, do të ishte një humbje kohe dhe energjie për të reklamua libra të tjerë, të cilët krijojnë çoroditje në mendjet e njerëzve, i shpien ata në kaos ideologjik dhe që nuk kanë një ndikim të fortë dhe preçiz në largimin e dyshimit prej mendjeve të njerëzve, siç është vërtetuar nga përvoja e përparshme. Për librat që janë shkruar vetëm e vetëm për të nxjerrë në pah fuqinë letrare të shkrimtarit se sa qëllimin fisnik për t'i shpëtuar njerëzit nga mungesa e besimit është e pamundur që të kenë një ndikim kaq të madh. Ata që e venë në dyshim këtë mund të shohin qartë se qëllimi i vetëm i librave të Harun Jahjasë është të mposhtë mosbesimin dhe, njëkohësisht, të përhapë vlerat morale të Kur'anit. Suksesi dhe ndikimi i këtij shërbimi shfaqen qartë në bindjen e lexuesve.

Një gjë duhet të mbahet parasysh: Arsyeja kryesore për vazhdimin e mizorisë, konflikteve dhe telasheve të tjera që po përjetojnë shumica e njerëzve sot është mbizotërimi ideologjik i mosbesimit. Kësaj mund t'i jepet fund vetëm me mposhtjen ideologjike të tij dhe, njëkohësisht, duke transmetuar mrekullitë e krijimit dhe moralin e Kur'anit, në mënyrë që njerëzit të jetojnë sipas tij. Duke patur parasysh gjendjen e botës sot, që po precipiton në një spirale dhune, korrupsioni dhe lufte, është e qartë se ky shërbim duhet të jepet shpejt dhe n mënyrë të suksesshme, përndryshe, do të jetë tepër vonë.

Në këtë drejtim, librat e Harun Jahjasë marrin një rol udhëheqës. Me lejen e Allahut, këto libra do të jenë një mjet, nëpërmjet të cilit njerëzit në shekullin e XXI do të gjejnë paqen, drejtësinë, dhe lumturinë e premtuar në Kur'an.

# Të dashur fëmijë

o Në këtë libër i është kushtuar një kapitull i veçantë rrënies së teorisë së evolucionit, sepse kjo teori është baza e të gjitha filozofive materialiste. Darvinizmi mohon krejtësisht faktet e krijimit dhe ekzistencën e Allahut dhe, si rrjedhim, përgjatë 140 viteve të fundit shumë njerëz kanë braktisur besimin e tyre duke rënë pre e dyshimit. Për këtë arsye, është një detyrë e rëndësishme që t'i tregoni çdo njeriu se kjo teori s'është gjë tjetër veçse mashtrim. Meqenëse, jo të gjithë lexuesit mund të lexojnë disa nga librat tanë, ne e kemi menduar të arsyeshme që t'i kushtojmë një kapitull të veçantë të përmbledhur mbi këtë çështje.

o Të gjithë librat e Harun Jahjasë shpjegojnë tema që kanë lidhje me besimin nën dritën e vargjeve kuranore dhe i ftojnë lexuesit të mësojnë fjalët e Allahut dhe të jetojnë në përputhje me to. Të gjitha çështjet në lidhje me ajetet kuranore janë shpjeguar në mënyrë që të mos lihet vend për dyshim apo për pyetje në mendjen e lexuesit. Stili i thjeshtë dhe i rrjedhshëm i librave bën të mundur që çdo njeri i çfarëdo moshe qoftë dhe i çfarëdo grupi shoqëror t'i kuptojë ata me lehtësi. Falë shpalosjes së tyre të efektshme dhe të ndritshme, ata mund të lexohen me një frymë. Madje, edhe ata njerëz që e refuzojnë besimin ndikohen nga faktet që dokumentojnë këta libra dhe nuk mund të hedhin poshtë vërtetësinë e përmbajtjes së tyre.

o Ky libër, po ashtu, të gjithë librat e Harun Jahja mund të lexohen vetëm ose të diskutohen në grup. Lexuesit e etur për të përfituar nga librat do të zbulojnë se diskutimi është mjaft i dobishëm dhe u mundëson atyre të shkëmbejnë mendimet dhe përvojën e tyre me të tjerët.

o Një shërbim i madh për Islamin do të ishte ndihma në botimin dhe leximin e këtyre librave shkruar vetëm për hir të Allahut. Të gjithë librat e Harun Jahjasë janë jashtëzakonisht bindës. Për këtë arsye, për t'ia komunikuar të tjerëve fenë e vërtetë, një nga mënyrat më të dobishme do të ishte nxitja për të lexuar këta libra.

o Shpresojmë se, lexuesi do t'i hedhë një sy përmbledhjeve të librave të tjerë të autorit, të cilat janë vendosur në pjesën e pasme të këtij libri. Lënda e tij e pasur në çëshjet e besimit është mjaft e dobishme dhe të sjell kënaqësi në lexim.

o Në këta libra, ndryshe nga librat e tjerë, janë mënjanuar tërësisht pikëpamjet personale të autorit, shpjegimet e bazuara në burime të dyshimta, stile që nuk i kushtojnë kujdesin e duhur temave fetare, dhe as argumenta të pashpresë apo pesimistë, të cilët krijojnë dyshime në mendjen e lexuesit dhe devijime në zemrat e tyre.

HARUN JAHJA

# PËRRALLËZA PËR FËMIJËT E MENÇUR .2.

Shtëpia Botuese "Furkan ISM"
Brigada II Maqedonase, lokali 22
1000 Shkup, Maqedoni



# PËRMBAJTJA







# FARUKU DHE TERMITET




Ishte një ditë e bukur me diell. Faruku kishte shkuar në piknik me mësuesin dhe shokët e tij.

Ai, bashkë me shokët e tij, filluan të luanin kukafshehtas.

Befas, ai dëgjoi një zë që i thirri: "Kujdes!" Ktheu kokën në të majtë dhe në të djathtë që të dallonte nga i vinte zëri, por atje nuk kishte asnjë njeri.

Pas pak, e dëgjoi të njëjtin zë që i tha: "Hej, jam këtu poshtë!"

Për habi, ngjitur me këmbën e tij, vuri re një insekt të vockël që ngjante si milingonë.

-"Kush je ti ?" e pyeti ai.

-"Unë jam një termite," u përgjigj krijesa e vogël.

-"Unë s'kam dëgjuar kurrë më parë për një krijesë të quajtur termite," - ra në mendime Faruku. -"Po ti, vetëm jeton?"

-"Jo," u përgjigj insekti i vogël. -"Ne jetojmë në fole, në familje të mëdha. Nëse dëshiron, unë mund të të tregoj njërën prej tyre."



Faruku pranoi dhe ata shkuan së bashku. Kur arritën tek foleja, ai vuri re se, ajo i ngjante një ndërtese të lartë me shumë dritare.

-"Ç'është kjo?" pyeti Faruku.

-"Kjo është shtëpia jonë," i shpjegoi termitja, -"Ne i ndërtojmë vetë ato."

-"Po, ju jeni shumë të vogla," vuri në dukje Faruku. -"Nëse edhe shoqet e tua janë kaq sa ti, atëherë, si ka mundësi të ndërtoni një fole kaq të madhe?"

Termitja buzëqeshi dhe tha: -"Ke të drejtë të habitesh, Faruk. Është me të vërtetë e çuditshme, por mos harro se, kjo për Allahun, i Cili na ka krijuar ne të gjithëve, është e lehtë."

-"Përveç se janë shumë të larta, foletë tona kanë edhe cilësi të tjera mjaft të veçanta. Për shembull, ne ndërtojmë dhoma të veçanta për fëmijët, lemë vende të posaçme ku rrisim kërpudha, dhe ç'është më e bukura, ne ndërtojmë dhomën e mbretëreshës. Ne, gjithashtu, nuk harrojmë të bëjmë sistemin e ajrosjes për shtëpitë tona. Në këtë mënyrë ne ekuilibrojmë lagështirën dhe temperaturën brenda në fole. Më lejo të të them edhe diçka tjetër, Faruk. Ne nuk mund të shohim!"

Faruku mbeti gojëhapur. -"Megjithëse jeni kaq të vogla sa mezi shiheni me sy, ndërtoni shtëpi të larta si njerëzit. Si e bëni gjithë këtë?"

Termitja vuri buzën në gaz. -"Siç të thashë edhe më parë, është Allahu, Ai që na i jep këto veti të jashtëzakonshme. Ai na ka krijuar në mënyrë të tillë që ne jemi të afta t'i bëjmë gjithë këto vepra të mrekullueshme. Tani më duhet të shkoj në shtëpi Faruk dhe të ndihmoj shoqet e mia."

Faruku e kuptoi dhe i tha: -"Mirë, edhe unë duhet të shkoj menjëherë t'i tregoj mësuesit dhe shokëve çfarë mësova për ty."

-"Ide e mirë Faruk,"- ia bëri me dorë termitja e vogël. -"Kujdesu për veten. Shpresoj të shihemi përsëri."

# ESEDI DHE FLUTURAT SHUMËNGYRËSHE

Në fundjavë, Esedi shkoi tek gjyshi i tij. Dy ditët kaluan shpejt dhe para se ta kuptonte këtë, babai erdhi ta merrte me makinë. Pasi përshëndeti gjyshin, ai u ul në sedilje. Duke pritur të atin të mblidhte sendet e tij, ai po shikonte përjashta dritares. Një flutur, e cila ishte ulur mbi një lule, jo shumë larg prej tij, përplasi krahët dhe qëndroi mbi xhamin e dritares.

-"Ti po kthehesh në shtëpi Esed, apo jo? - e pyeti flutura me një zë të hollë. Esedi u habit dhe e pyeti: - Po ti më njeh mua?"

-"Sigurisht që të njoh," - "buzëqeshi flutura. "Kam dëgjuar gjyshin tuaj kur i tregonte fqinjëve për ty."

-"Përse nuk erdhe të flisje me mua që më parë?" - pyeti Esedi.

-"Nuk mundesha, sepse isha në një fshikëz atje lart, në një pemë në kopsht.

-"Një fshikëz? E çfarë është ajo?" -pyeti Esedi, i cili ishte gjithmonë një djalë kurioz.

-"Më ler të të shpjegoj që nga fillimi," -i tha flutura pasi mori frymë thellë.

***Allahun e lartësoi me adhurim çka ka në qiej dhe në tokë ... (Sure Hadid: 1)***

-"Ne, fluturat kur dalim nga vezët jemi krimba të vegjël. Ushqehemi duke përtypur gjethe. Më vonë, përdorim një lëng që del nga trupi ynë si fije dhe mbështillemi me të. Kjo qese e vogël që thurrim quhet fshikëz. Kalojmë ca kohë aty brenda duke pritur që të rritemi. Kur zgjohemi dhe dalim nga fshikëza, tashmë shpalosim krahët tanë shumëngjyrësh. Pjesën tjetër të jetës e kalojmë duke fluturuar dhe ushqemi prej luleve."

Esedi tundi kokën mendueshëm dhe tha: -"Ti do të thuash se të gjitha ato flutura me ngjyra-ngjyra kanë qenë krimba para se t'u rriteshin krahët?"

-"A e sheh atë krimb të gjelbër në atë degën atje?" -e pyeti flutura.



*A nuk e sheh se Allahu lëshon nga qielli ujë, e Ne nxjerrim me të fruta, ngjyra e të cilave është e ndryshme, e edhe nëpër kodra ka vija të bardha e të kuqe ngjyrash të ndryshme, e ka edhe shumë të zeza. Edhe nga njerëzit, nga gjallesat, nga kafshët, po ashtu, ka të ngjyrave të ndryshme. Po Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij vetëm dijetarët. Allahu mbi gjithçka është Mëkatfalës.*
*(Sure Fatir 27-28)*

-"Po, e shoh. Po përtyp i uritur një gjethe."

-"Ai është vëllai im i vogël," -buzëqeshi flutura, "pas pak kohe, edhe ai do të thurë një fshikëz si unë."

Tani Esedit i lindën shumë pyetje për shoqen e tij të re. "Po si e parashikon ti gjithë këtë shndërrim? Dua të them, kur del nga veza, sa kohë qëndron si krimb dhe si e prodhon fijen për të thurur fshikëzën tënde?"

-"Unë nuk planifikoj fare asgjë nga këto," - i shpjegoi flutura me durim. "Allahu na ka mësuar se çfarë kemi nevojë të bëjmë dhe kur duhet ta kryejmë atë. Ne vetëm sa i bindemi Atij dhe bëjmë atë që dëshiron Ai."



Esedi u habit vërtet jashtë mase dhe i tha: -"Vizatimet mbi krahët e tu janë me të vërtetë të mrekullueshme. Ashtu si ti, të gjithë fluturat kanë vizatime të ndryshme, apo jo? Ato janë me të vërtetë shumëngjyrëshe dhe tërheqëse."

"Kjo është një provë që tregon mjeshtërinë krijuese të pakrahasueshme të Allahut. Ai na ka krijuar ne të gjitha në mënyrën më të bukur,"- i shpjegoi shoqja e tij.

Esedi tundi kokën i ngazëllyer dhe tha: -"Është e pamundur të mos vështrosh me vëmendje gjërat e bukura që ka krijuar Allahu. Qindra shembuj na rrethojnë!"

-"Ke të drejtë, Esed," -ia mbështeti fjalën flutura. -"Ne duhet t'i jemi mirënjohës Allahut për të gjitha këto mirësi."

Esedi ktheu kokën prapa dhe i tha: -"Po vjen babi. Duket se tani do të nisemi. U kënaqa shumë që të takova. A mund të flasim sërish kur të vij javës tjetër?"

-"Patjetër," -pranoi flutura. -"Rrugë të mbarë!"



# IRFANI DHE QUKAPIKU

Një të diel, Irfani shkoi për shëtitje në pyll me babain e tij. Duke ecur, mendonte se sa të bukura ishin pemët dhe sa e bukur ishte e gjithë natyra përreth. Babi i tij rastësisht takoi një shok dhe, në kohën kur ata të dy po bisedonin me njëri-tjetrin Irfanit i zuri veshi një zhurmë: tak, tak, tak...



Ajo vinte nga një pemë. Irfani iu afrua zogut që po e lëshonte atë dhe e pyeti:

-"Po pse po e godet me sqep pemën ashtu?"

Zogu ndaloi së godituri dhe u kthye për ta vështruar Irfanin. -"Unë jam një qukapik, -tha ai. -"Ne bëjmë vrima nëpër pemë dhe ndërtojmë foletë tona në to. Ndonjëherë, ruajmë ushqimin në ato vrima.

-Mirë, po si e ruani ushqimin në një vend aq të vogël?" -deshi të dinte Irfani.

-"Qukapikët, më shumë, ushqehen me lende dhe ato janë mjaft të vogla," e sqaroi qukapiku.

-Brenda çdo zgavre që bëj, unë vendos një lende. Kështu do të ruaj ushqim të mjaftueshëm për vete."

Irfani mbeti i habitur dhe i tha: -Po ti, në vend që të përpiqesh dhe të lodhesh me shumë zgavra të vogla, mund të bësh një zgavër të madhe dhe ta ruash gjithë ushqimin tënd atje."

Qukapiku buzëqeshi dhe ia ktheu: -"Nëse unë do të veproja kështu, zogjtë e tjerë do të vinin dhe do të ma zbulonin dhomëzën time me ushqim dhe do të ma grabisnin atë. Lendet janë po aq të mëdha sa edhe zgavrat në të cilat i vendos. Kështu, lendja qëndron atje mirë dhe e paprekur. Unë mund t'i nxjerr ato nga pemët pa

asnjë vështirësi, për shkak se Allahu e krijoi sqepin tim në atë mënyrë që të ma lehtësojë këtë. Por, zogjtë e tjerë nuk mund ta bëjnë këtë, dhe ushqimi im mbetet i sigurt. Sigurisht që, unë nuk kam vetëdije për ta llogarritur me mend. Unë jam vetëm një qukapik. Allahu më frymëzon mua t'i bëj këto që të thashë. Është Ai, i Cili më ka frymëzuar mua ta fsheh ushqimin dhe që ka krijuar sqepin tim në mënyrën më të përshtatshme për të vepruar kështu. Me të vërtetë, nuk jam vetëm unë, të gjitha gjallesat sillen ashtu, sepse kjo është ajo që u ka mësuar Allahu."

Irfani ia ktheu: -"Po, o qukapik i vogël, ashtu është. Unë të falënderoj që m'i tregove të gjitha këto... Ti më bëre të përkujtoj fuqinë e madhe të Allahut."



Kështu, Irfani i tha mirupafshim shokut të tij të vogël dhe u kthye përsëri tek babai i tij. Ai ishte shumë i lumtur, sepse kudo që hidhte sytë ai shihte mrekullitë e krijimit të Allahut.



# XHELALI DHE PULËBARDHA



Kur lundronte me anije në verë, ajo që i pëlqente më shumë Xhelalit ishte të ulej jashtë në kuvertë. Atje ai shihte nga afër detin dhe sillej rreth e rrotull. Një ditë, ai hipi në anije me nënën e tij. Sapo hipën, ai menjëherë u ul në kuvertë. Një grup pulëbardhash që po ndiqnin anijen, sikur po bënin garë me njëra-tjetrën. Ato dukeshin si një tablo e bukur, duke u rrotulluar në ajër dhe ziheshin me njëra-tjetrën kush e kush t'i kapte thërrimet e bukës që u hidhnin pasagjerët.

Njëra prej tyre rrëshqiti fluturimthi dhe u ul pranë Xhelalit.

-"Si t'u duk shfaqja jonë në fluturim? - e pyeti ajo. -"Unë të vura re se ti po na vështroje me shumë vëmendje. Po si të quajnë?"

-"Unë quhem Xhelal. Po, po kënaqesha vërtet shumë tek ju shihja duke fluturuar. E shoh se ti mund të qëndrosh lart në ajër pa i përplasur fare krahët. Po si ia arrin kësaj?"

Pulëbardha tundi kokën dhe i tha: -"Ne, pulëbardhat kthehemi në ajër sipas



drejtimit të erës. Edhe po të fryjë një erë shumë e lehtë, rrymat e ajrit që krijohen na ngrenë lart. Ne përfitojmë nga kjo dhe jemi në gjendje të bëjmë udhëtime shumë të gjata pa i përplasur fare krahët."



-"Ne lëvizim para dhe prapa brenda masave ajrore që ngrihen nga deti,"-vazhdoi të fliste ajo.

-"Formimi i këtyre rrymave do të thotë se kemi vazhdimisht ajër nën krahët tanë dhe kjo na lejon të qëndrojmë lart pa harxhuar shumë energji."

Xhelali nuk ishte i sigurt në e kishte kuptuar mirë apo jo këtë dhe e pyeti pulëbardhën: -"Unë vura re se ti qëndroje në ajër pa i përplasur fare krahët dhe dukeshe sikur qëndroje e varur. Ti e arrin këtë duke parë drejtimin e erës? E kuptoj këtë, por, nuk arrij ta kuptoj si e llogarrit forcën e erës dhe drejtimin nga do të vijë ajo."

-"Për ne, është e pamundur ta bëjmë këtë vetëm në sajë të diturisë tonë," -filloi të fliste pulëbardha. -"Kur na krijoi Allahu, na mësoi si të fluturojmë dhe si të varemi në ajër pa humbur energji. Këta janë shembuj që na janë dhënë në mënyrë që ne të bëhemi të vetëdijshëm për qenien e Allahut dhe ta kuptojmë fuqinë e Tij."

Xhelali nxitoi t'i bënte edhe një pyetje tjetër asaj: -"Po ti, qëndron e varur në ajër sikur të ishe mbajtur me një fije... Që ta bësh këtë duhet të dish shumë mirë matematikë dhe duhet të jesh e aftë të bësh llogarritje të njëpasnjëshme, por, ti ia del mbanë pa asnjë vështirësi që herën e parë që fluturon, apo jo?"

-"Patjetër," -pranoi pulëbardha. -"Zoti ynë i ka dhënë çdo krijese frymëzimin për të cilin ka nevojë. Ne të gjithë veprojmë ashtu siç na



***A nuk i shohin ata shpendët fluturues në ajrin e qiellit, të cilët nuk i mban kush përveç Allahut. Edhe në këto ka fakte për njerëzit që besojnë.***
***(Sure Nahl:79)***

thuhet të veprojmë. Kurrë mos harro se, Alahu ka përfshirë gjithçka dhe çdo krijesë është nën kontrollin e Tij. Ai është Zoti i gjithçkaje. Ti mund të gjesh shumë vargje për këtë në Kur'an. Ah, po shoh se anija po i afrohet tokës. Tani më duhet të fluturoj shpejt që të arrij shoqet. Mirupafshim së shpejti..." Xhelali e vështroi shoqen e tij tek largohej në fluturim duke u zvogëluar gjithnjë e më tepër.

Kur arriti në shtëpi, Xhelali kërkoi në Kur'an një varg që tregonte se gjithçka është nën zotërimin e Allahut. E gjeti këtë varg në Suren Hud dhe e mësoi atë menjëherë përmendësh:

(Hudi tha) Unë i jam mbështetur Zotit tim dhe Zotit tuaj, sepse nuk ka asnjë nga gjallesat që Ai të mos e ketë nën sundim. Vërtet, Zoti im është i Drejtë. (Sure Hud:56)





Të dashur fëmijë! Keni dëgjuar për një lloj zogu të quajtur megapod? Tek ky lloj zogu, për zogjtë e vegjël kujdesen gjithmonë zogjtë meshkuj. Në fillim, nëna hap një gropë të madhe në tokë, ku lëshon vezët. Pasi ajo i bën vezët, mashkullit i duhet që ta mbajë temperaturën e folesë 92 gradë Fahrenait (3 gradë Celcius). Me qëllim që ta masë temperaturën në fole, mashkulli e zhyt sqepin në rërë, duke e përdorur atë si termometër. Zogu e përsërit këtë veprim herë pas here. Nëse temperatura në fole ngrihet, ai menjeherë hap vrima ajri për ta ulur sërish atë. Gjithashtu, sqepi i këtij zogu është një termometër kaq delikat, saqë, nëse dikush do të hidhte një grusht dhè mbi fole dhe temperatura do të ngrihej qoftë edhe për pak, zogu do ta dallonte këtë. Për ne, matje të tilla bëhen të mundura vetëm me anë të termometrit, por, megjithatë megapodët e kanë bërë këtë për shekuj me rradhë dhe asnjëherë nuk bëjnë as gabimin më të vogël. Kjo, sepse Allahu u ka mësuar atyre gjithçka dhe është i Plotfuqishmi që ka krijuar një sqep të pajisur me ndjeshmërinë e një termometri.





# QEMALI DHE XIXËLLONJA

Mbrëmjeve të verës Qemali dhe familja e tij hanin darkë në kopsht. Në një mbëmje si këto, kur po ngriheshin nga tavolina, atij i zunë sytë një dritë që ndizej dhe shuhej nëpër pemë në fund të kopshtit. Nuk e zgjati, por, menjëherë shkoi të shihte çfarë po ndodhte atje dhe, për habinë e tij vuri re një insekt që hidhej degë më degë. Ky insekt ishte shumë i ndryshëm nga ata që ishte mësuar të shihte ditën. Ai lëshonte dritë kur fluturonte.

Insekti ndaloi së fluturuari për një çast dhe iu afruar Qemalit: -"Përshëndetje," -foli ai. -"Ti dukesh shumë i çuditur. Më ke vështruar për një kohë të gjatë. Unë quhem Xixëllojë, po ti?"

-"Unë quhem Qemal. Po, ashtu është. Të vështrova sepse nuk kam parë kurrë më parë një insekt që xixëllon me dritë kështu si ti. Nga trupi yt dalin rreze të verdha në të gjelbër. Më kujtohet se, kur preka njëherë një llambë të ndezur, ma dogji dorën. Po kjo dritë, nuk të djeg ty?"

Xixëllonja miratoi me kokë dhe ia ktheu: -"Ke të drejtë, Qemal. Vërtet, llambat nxehen shumë kur ndriçojnë. Ato përdorin energjinë elektrike për të prodhuar dritë dhe, një pjesë e kësaj energjie shndërrohet në dritë. Kjo bën që llamba të nxehet. Por, ne, xixëllonjat nuk marrim energji nga jashtë për dritën që lëshon trupi ynë."



Qemali atëherë e kuptoi dhe e pyeti: -"Atëherë, kjo do të thotë se ti nuk nxehesh?"

-"Po, ashtu është," -pranoi xixëllonja. Ne këtë energji e prodhojmë vetë dhe e përdorim me mjaft kujdes. Kjo do të thotë se asnjë pjesë e saj nuk shkon kot dhe ajo nuk e nxeh trupin tonë, gjë që do të na dëmtonte shumë."

Qemali vrau mendjen për një çast dhe tha: -"Ky është vërtet një sistem i menduar shumë mirë."



-"Po, me të vërtetë," - e mbështeti shoqja e tij. Kur Allahu na krijoi ne, planifikoi gjithçka për të cilën kemi nevojë në mënyrën më të mirë. Kur fluturojmë, ne i përplasim krahët shumë shpejt. Sigurisht, që kjo është një punë që kërkon shumë energji. Por, për shkak se drita jonë nuk harxhon shumë energji, ne nuk kemi asnjë vështirësi me të. "

Qemali kishte edhe diçka tjetër për të cilën donte ta pyeste xixëllonjën:

-"Përse e përdorni ju xixëllonjat dritën?"





***Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formësuesi. Të Tij janë emrat më të bukur. Atë e madhëron çka ka në qiej e në tokë dhe Ai është Ngadhënjyesi, i Urti. (Sure Hashr: 24)***

Shoqja e tij e gatshme i shpjegoi: -"Ne e përdorim atë për të shkëmbyer mesazhe midis nesh dhe për t'u mbrojtur. Kur duam t'i themi diçka njëra-tjetrës, ne flasim duke xixëlluar dritat tona. Në raste të tjera, ne i përdorim ato për të frikësuar armiqtë tanë dhe për t'i mbajtur larg ata."

Qemalit i bënë shumë përshtypje ato që i tregoi mikesha e tij dhe shtoi: -"Kështu, gjithçka për të cilën keni nevojë ndodhet brenda trupit tuaj dhe nuk ka nevojë të rraskapiteni!"

-"Ke të drejtë," -pranoi xixëllonja. -"Megjithëse janë përpjekur tepër, shkencëtarët nuk kanë mundur të zhvillojnë një sistem që të ngjajë me sistemin tonë. Siç të thashë edhe më parë, Allahu na krijoi në mënyrën më të bukur dhe këtë krijim e përshtati me nevojat tona, ashtu si gjithë gjallesat e tjera."

Qemali buzëqeshi duke i thënë: -"Faleminderit. Ajo që më tregove ishte vërtet tërheqëse. Tani po e kuptoj çdo të thotë vargu që lexova dje: **"Atëherë, pra a është ai që krijon njëlloj sikurse ai që nuk krijon? A nuk po mendoni? (Sure Nahl: 17)** Kur sjell në mendje









të gjitha qeniet e gjalla që ka krijuar Allahu, ka shumë shembuj, të cilët duhet t'i kemi gjithmonë në mendje dhe të nxjerrim mësime prej tyre!"

-"Po, Qemal. Çdo krijesë është provë e artit të pashembullt krijues të Allahut. Që këtej e tutje, kur të vështrosh diçka, do ta vesh re këtë. Tani më duhet të shkoj. Ishte kënaqësi që të takova. Shpresoj të të shoh përsëri..."

Tek po hynte në shtëpi, duke medituar për krijimin e xixëllonjës, Qemali mezi priste t'u tregonte familjes së tij për bisedën me shoqen e tij të vogël.



**Deti i kuq ndodhet midis dy shkretëtirave. Asnjë lumë apo ujë i rrjedhshëm nuk derdhet në të. Me fjalë të tjera, nuk ka shkëmbim oksigjeni apo azoti në të. Normalisht, ky det duhej të ishte një shkretëtirë e thatë sikur tokat që rrethojnë atë, por, megjithatë ai përmban korale të të gjitha llojeve. Koralet, megjithë kushtet tepër të vështira, arrijnë të jetojnë atje për shkak të simbiozës (bashkëjetesës) që kanë arritur të krijojnë me gjallesat e tjera, të cilat u ngjajnë bimëve dhe quhen alga. Algat fshihen nga armiqtë brenda barierës koralore dhe e përdorin dritën e diellit për të kryer procesin e fotosintezës. Stili i jetës së harmonishme të këtyre dy gjallesave është edhe një provë tjetër e krijimit të mrekullueshëm të Allahut.**





# AHMEDI DHE BRETKOSA E GJELBËR



Në fundjavë, Ahmedi shkoi të peshkonte në liqen së bashku me babain e tij. Babai po bënte gati kallamat dhe Ahmedi i mori leje për të shëtitur pak përqark. Babai i dha leje me kusht që të mos largohej shumë.

Ai filloj të ecte nëpër shkurrnajën në buzë të ujit.

Papritur, një bretkosë kërceu midis dy shkurreve dhe qëndroi mbi një gur pikërisht para tij.

-"Oh, për pak sa s'më shkele!" - u ankua bretkosa.

-"Më fal,"i tha Ahmedi. Po ti qenke njëlloj si gjethet dhe unë nuk të vura re moj bretkosë e vogël. Unë quhem Ahmed dhe thashë të bëja një shëtitje këtej."



Bretkosa vuri buzën në gaz dhe ia ktheu: -"Gëzohem që të takoj Ahmed. Të kuptoj, është gjë e zakonshme të mos më vesh re mua. Unë jetoj midis këtyre shkurreve dhe ngjyra e trupit tim është e ngjashme me gjethet. Kështu, grabitqarët nuk mund të më dalllojnë. Unë mund të fshihem shumë lehtë prej tyre."

Ahmedi u mendua për një çast dhe i tha: -"Mirë, po kur ata të dallojnë? Atëherë çfarë bën ti?"

-"Po të vështrosh me kujdes," -tha bretkosa, -"do të vësh re që ka membrana midis gishtave të mi. Kur jam duke kërcyer, unë i hap gishtërinjtë dhe kështu rrëshkas në ajër. Ndonjëherë mund të fluturoj edhe 12 metra me një kërcim të vetëm."

-"Po kur do të ulesh, si ia bën?" -deshi të dinte Ahmedi.

-'Kur fluturoj, i përdor këmbët. Membranat në këmbët e mia më shërbejnë porsi parashutë për të ngadalësuar shpejtësinë kur ulem në tokë," -i shpjegoi bretkosa.

-"Oh, po kjo qenka shumë e çuditshme," -foli Ahmedi mendueshëm. -"Nuk më kishte shkuar kurrë në mendje se bretkosat mund të fluturonin."

Bretkosa përveshi buzët dhe ia ktheu: -"Disa lloje bretkosash mund të fluturojnë po aq shpejt sa edhe kur notojnë. Kjo është një mirësi që na e ka dhënë Zoti ynë. Allahu e krijoi ngjyrën e trupit tonë të tillë, që ne të fshihemi në ambientin ku jetojmë. Kjo na lejon të mbijetojmë. Nëse Ai nuk do të na kishte krijuar kështu, ne shpejt do të ishim vrarë nga kafshët e tjera."







## Këmbët me membrana të bretkosave

Një nga krijesat e habitshme që ka krijuar Allahu është një lloj bretkose, e cila jeton në pyjet e pashkelur. Cilësia më tërheqëse e kësaj bretkose të vogël peme, e cila ka këmbë të holla dhe membrana midis gishtave, është se ajo mund t'i përdorë këmbët për të fluturuar duke rrëshqitur në ajër. Kur fluturon nga pemët, ajo i përdor këmbët si parashutë kur dëshiron të ulet ngadalë. Duke hapur membranat midis gishtave, ajo dyfishon sipërfaqen e trupit. Bretkosat fluturuese mund të rrëshqasin në ajër në një largësi deri në 40 këmbë (12 metra) para se te ulen në ndonjë pemë. Duke i lëvizur këmbët dhe duke ndryshuar formën e këmbëve të tyre me membrana, ato madje, mund të kontrollojnë edhe drejtimin e fluturimit.



Ahmedi e kuptoi përse ishte fjala dhe shtoi: -"Membranat midis gishtave të tu të nevojiten për të kërcyer larg. Unë nuk kam membrana midis gishtave sepse nuk më duhen. Nevojat e çdo krijese të gjallë janë të shumëllojshme, apo jo?"

-"Po, ashtu është, pikës i ke rënë."

Ahmedi ia ktheu: -"Allahu na krijoi në mënyrën më të mirë për të na i lehtësuar jetën. Ne duhet t'i jemi shumë mirënjohës Atij për këtë."

-Përsëri ke të drejtë," -pohoi mikesha e tij e re. -"Zoti ynë i ka krijuar të gjitha qeniet e gjalla sipas ambientit ku ato jetojnë. Ai na ka dhënë gjithçka që na duhet që në çastin kur vijmë në jetë."

-"Po," -tha Ahmedi. -"Tani, moj bretkosë e vogël, duhet të shkoj, ndryshe babai do të bëhet merak për mua. U kënaqa shumë që fola me ty. Nëse vij këtu tjetër herë, do të të vizitoj përsëri."

-"Edhe unë mezi do të pres deri atëherë. Gëzohem shumë që të takova. Mirupafshim Ahmed..." -tha bretkosa me atë kuak-kuaken e saj duke kërcyer përsëri midis shkurreve dhe më pas u zhduk.



# HAMIDI DHE LEJLEKËT KËMBËGJATË

Hamidi ishte një djalë shumë i zgjuar dhe i qeshur. Ai ishte shumë i dhënë pas zogjve dhe dëshironte të dinte mirë gjithçka reth tyre. Shpeshherë kujdesej për zogjtë në shtëpi, por, më vonë, i linte ata të fluturonin. Kënaqej shumë nga jeta e tyre e lirë. Një mëngjes pranvere, Hamidi pa një tufë zogjsh me këmbë të gjata, të cilët fluturonin së bashku dhe menjëherë u ngjit në taracën e shtëpisë për t'i parë ata më nga afër. Kur doli jashtë, vuri re se, dy nga ata kishin qëndruar mbi oxhak dhe sa nuk fluturoi nga gëzimi kur i pa. Ua bëri me dorë dhe u thirri:

-"Tungjatjeta!" Unë jam Hamidi. Kush jeni ju?"

-





"Përshëndetje, Hamid! Shpresojmë të mos të kemi shqetësuar që u ulëm këtu. Ne do të na pëlqente shumë të bisedonim pak me ty dhe të të njihnim," - tha njëri nga ata.

-"Patjetër," - ia ktheu Hamidi: - "Unë i dua shumë të gjithë zogjtë. Mund të më tregoni dicka për veten tuaj, ju lutem?"

-" Si jo,"- u përgjigj njëri nga zogjtë. - "Ne jemi lejlekë. Jemi zogj shtegëtarë me krahë të mëdhenjë, të bardhë borë rreth një metër ose një metër e gjysëm të gjatë dhe me bishta të gjatë të zinj. Janë ngjyra e kuqe e sqepave tanë dhe këmbët tona të gjata që na bëjnë të dukemi kaq tërheqës."



Hamidi iu përgjigj: - "Po qenkeni vërtet shumë të këndshëm!"

-"Ajo që njerëzve u bën më tepër përshtypje tek ne është mënyra jonë e fluturimit me sqepin të shtrirë përpara dhe këmbët të shtrira prapa. Kjo na bën të aftë të fluturojmë shumë më shpejt duke përdorur ajrin."

Hamidi ishte shumë kurioz dhe i pyeti : - "Për ku po udhëtoni tani?"

-"Hamid, çdo vit ne shtegëtojmë në tufa të mëdha, sepse nuk mund të jetojmë në vende të ftohta. Me shtegëtimin tonë ne, po ashtu, u sjellim njerëzve lajmin e mirë se ditët e ngrohta të verës po trokasin. Gjatë verës, ne jetojmë në një sipërfaqe që shtrihet nga Europa deri në Afrikën Veriore dhe nga Turqia deri në Japoni. Kur moti fillon të ftohet, ne shtegëtojmë në hemisferën e jugut, drejt Afrikës tropikale dhe Indisë."



***Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë e që nuk janë të ndara në grupe sikurse edhe ju. Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga Libri. Më në fund te Zoti i tyre do të tubohen.***
***(Sure En'am: 38)***

Hamidi mbeti i hutuar dhe i pyeti: -" Po si e kuptoni kur fillon të ftohet moti?"

Lejleku vuri buzën në gaz dhe ia ktheu: - "Kjo është vërtet pyetje shumë e bukur. Allahu na i ka mësuar. Po ashtu, ne ndjejmë nevojën për t'u larguar për në vendet e ngrohta. Ai na bën ta ndjejmë këtë. Është Allahu Ai, që na mëson se si të fluturojmë dhe, kur vjen përsëri vjeshta, Ai na siguron se mund të kthehemi nga udhëtimi prej mijëra kilometrash duke gjetur foletë tona të vjetra përsëri. Është Allahu që me frymëzimin e Tij, na i mëson ne të gjitha këto gjëra."





-"Është vërtet shumë tërheqëse që ju mund të fluturoni kaq larg dhe të ktheheni dhe gjeni foletë e vjetra pa bërë asnjë gabim, tamam sikur të kishit një busull në dorë, " - tha Hamidi i habitur.

Lejleku vazhdoi të fliste: - " S'ka dyshim se, kjo kujtesë kaq e fuqishme dhe aftësia e mrekullueshme e gjetjes së drejtimit në fluturim është vepër e krijimit të pashoq të Allahut, i Cili na i dhuroi ato."

Hamidi kishte edhe një pyetje tjetër për mikun e tij të ri:

-" Ju jetoni afër njerëzve, apo jo?"

-"Po," - u përgjigj lejleku. -" Ne i ndërtojmë foletë në çatitë e shtëpive. Po edhe në majë të pemëve dhe oxhaqeve..."

Atëherë, u ngrit lejleku tjetër dhe i tha: " Na vjen keq Hamid, por duhet të nisim përsëri udhëtimin tonë."

Hamidi i ndoqi me sy miqtë e tij të rinj teksa zvogëloheshin gjithnjë e më tepër në qiell.





# NEBILI DHE FOKA

Nebili, një ditë, pasi u kthye nga shkolla po shihte televizor. Në njërin nga kanalet ishte një film dokumentar. Atij i pëlqente shumë të ndiqte filma për kafshët që nuk i kishte parë në të vërtetë. Këtë herë programi bënte fjalë për fokat. Ai u ul përpara ekranit dhe filloi të ndiqte me vëmendje. Papritur, ai ndjeu të ftohtë. Hodhi një sy rreth e rrotull dhe e kuptoi se gjendej brenda filmit në televizor. Afër tij qëndronte foka që sapo kishte parë në ekran!

-"Tungjatjeta!" -i tha fokës duke u dredhur. -"Është shumë ftohtë këtu, nuk e ndjen?!"

-"Ëëë... duhet të jesh i ri këtu!" -u përgjigj ajo. Këtu bën gjithmonë shumë ftohtë. Është minus 5°Celcius, madje edhe në pranverë. Kjo klimë më përshtatet shumë mirë mua, sepse ne fokat e duam të ftohtit. Ne nuk e ndejmë fare atë. E si ta ndjejmë? Nuk na le gëzofi ynë, kjo pallto e mrekullueshme që na ka krijuar Allahu! Po ashtu, edhe dhjami në trupin tonë na mbron nga të ftohtit."

-"Po ajo atje, është nëna jote?" -tregoi Nebili me gisht në drejtim të një foke pak më



tutje. -"Mendoj se ajo po të kërkon. Thirri asaj dhe thuaji ku je po të duash..."

Foka vazhdoi të fliste: -"Ne, fokat jetojmë në tufa të mëdha dhe ngjajmë shumë me njëra-tjetrën. Po, megjithëse ngjajmë, nënat tona nuk na ngatërrojnë asnjëherë me asnjë fokë tjetër. Kjo është mirësi që ua ka dhënë Allahu. Sapo lind foka e vogël, nëna i uron mirëseardhjen me një puthje. Për shkak të kësaj puthje, ajo e njeh aromën e tij dhe kurrë nuk e ngatërron atë me asnjë fokë tjetër. Kjo është një nga mirësitë e panumërta që na ka dhënë Allahu. Ne i jemi mirënjohëse Zotit tonë të Plotfuqishëm, sepse Ai u ka dhënë nënave tona këtë aftësi për të na njohur ne midis gjithë tufës ku jetojmë."

*Nëse do të përpiqeshit t'i numëronit mirësitë e Allahut nuk do të mundeshit...*
*(Sure Ibrahim: 34)*

Nebili kishte edhe diçka tjetër për të cilën donte të pyeste: -"Mua më kujtohet se kam lexuar se, ju fokat e kaloni shumicën e kohës në ujë. Po si mësoni të notoni?"



*Nga argumentet e Tij është krijimi i qiejve dhe i tokës dhe shpërndarja e gjallesave në të dyja ...(Sure esh-Shura: 29)*

Mikesha e tij filloi t'i shpjegonte: -"Allahu na ka krijuar ne të gjithë sipas ambientit ku jetojmë dhe na ka përgatitur që të jetojmë në të. Ashtu siç ka krijuar devenë sipas kushteve të shkretëtirës, Ai, po ashtu, na krijoi ne në përshtatje me motin e ftohtë. Është dëshira e Allahut që, kur lindim, ne, fokat e vogla jemi të pajisura me një shtresë dhjami të quajtur dhjamë bebe. Trupi ynë i vogël qëndron i ngrohtë falë këtij dhjami. Kjo shtresë është më e lehtë se uji dhe na shërben si komardare kur na mësojnë nënat tona të notojmë. Pas dy javësh mësim noti, ne bëhemi vërtet notare dhe zhytëse shumë të mira."

-"Kështu, Allahu iu krijoi një komardare të veçantë brenda trupit në mënyrë që të mësoni të notoni! Sa e mrekullueshme!"

-"Po, ashtu është," -tha foka e vogël. Çdo gjallesë e krijuar në mënyrë të përsosur është një provë që tregon se Allahu ka fuqi mbi gjithçka."

Pikërisht në atë çast, Nebili u zgjua nga një puthje e ngrohtë në faqe nga nëna e tij. Filmi vazhdonte ende në televizor. Nebilit iu kujtua ëndrra që sapo kishte parë dhe i buzëqeshi fokës së vogël në ekran.



# FOKAT TRIMËRESHA

Ujrat e oqeanit janë shumë të ftohta, veçanërisht në thellësi. Për këtë arsye, Allahu i ka krijuar fokat, të cilat jetojnë në ujë të ftohtë me një shtresë të trashë dhjami nën lëkurë. Kjo shtresë nuk i lejon ato që ta humbin shpejt temperaturën e trupit. Një gjë tjetër e habitshme në lidhje me fokat është se, femrat prodhojnë qumshtin më të pasur dhe më të ushqyeshëm të njohur deri më sot. Ky qumësht bën që fokat e vogla, të cilat jetojnë në kushte shumë të vështira, të rriten shumë shpejt.



# EMIRI DHE KAMELEONI



Një ditë, kur kishin dalë ekskursion me shkollën, Emiri u largua nga shokët dhe filloi të sillej vërdallë nëpër pemë. Ai qëndroi për pak i përkulur mbi një pemë për të pushuar, kur, papritur , një zë erdhi nga toka.

-"Tungjatjeta Emir!" -tha zëri. -"A je i lodhur?"

Emiri nuk mund t'u besonte veshëve. Kur vështroi me vëmendje andej nga i erdhi zëri, ai shqoi një krijesë që ishte nga ngjyra thuajse i njëjtë me mjedisin përreth dhe ai e kishte të vështirë ta kuptonte çfarë ishte ai që po i fliste.

-"Kush je ti?" -e pyeti ai. -"Mezi të dallova. Ngjyra jote është e njëjtë e ngjyrën e vendit ku je ulur!"

-"Unë jam Kameleoni," -tha krijesa, e cila i ngjante më tepër

***Ky është Allahu, Zoti juaj, nuk ka të adhuruar përveç Tij, Krijuesi i çdo sendi, pra adhuronie Atë; Ai është mbikqyrës ndaj çdo gjëje. Të parët (e njerëzve) nuk mund ta përfshijnë Atë e Ai i përfshin të parët. Ai është shumë i kujdesshëm, hollësisht i njohur.***
***(Sure En'am: 102-103)***

një hardhuce. "Unë e ndryshoj ngjyrën e trupit tim sipas vendit ku rri, për t'u mbrojtur nga rreziqet."

-"Po si e bën këtë gjë të mrekullueshme?" -e pyeti Emiri i etur për të mësuar.

-"Më ler të të shpjegoj," -tha shoku i tij. -"Në lëkurë unë kam një lëndë të veçantë ngjyruese të quajtur "kromatoforë". Kjo më ndihmon ta ndryshoj ngjyrën për t'u bërë njëlloj si mjedisi ku jetoj. Ndryshimi i ngjyrës ndodh për shkak të shpërndarjes dhe grumbullimit të lëndëve dhe pigmenteve të ndryshme në sistemin nervor. Kështu, ndonëse unë lëviz shumë ngadalë, mund të jetoj i sigurt dhe pa u vënë re kudo që të jem. S'ka dyshim se, kjo veçori



më është dhënë nga Zoti ynë i Gjithfuqishëm, i Cili na furnizon me gjithçka që kemi nevojë."

Emiri nuk e kuptoi mirë atë që i shpjegoi Kameleoni dhe iu lut edhe një herë t'ia shpjegonte se si e ndryshonte ngjyrën.

Pasi mori frymë thellë, ai tundi kokën dhe vazhdoi të flasë: "Kur ulem në një degë me gjethe në dritën e diellit, unë shndërrohem në të gjelbër me njolla të zeza dhe kafe, si hijet e degëve të pemës rreth meje. Kur është errësirë, unë kthehem plotësisht në të zi. Unë mund t'i kryej këto ndryshime brenda 15 minutave. Ndërsa kur ngacmohem, unë nxjerr njolla portokalli të errët dhe të kuqe, si paralajmërim për  kafshët e tjera."

-"Kjo është me të vërtetë e pabesueshme!" -brohoriti Emiri. "Dua të di çfarë ke ti tjetër të veçantë?"

Shoku i tij buzëqeshi i gëzuar dhe ia ktheu: -"Sytë e mi lëvizin të pavarur njëri nga tjetri. Unë mund të shoh prapa dhe poshtë. Pa dyshim që unë nuk do të kisha pasur asnjërën nga këto cilësi, nëse



Allahu nuk do të kishte dashur. Ai më krijoi mua dhe më dha gjithçka që më duhet për të mbijetuar."

Emiri e vështroi edhe më nga afër dhe shtoi: -"Është shumë e vështirë t'i dallosh sytë e tu."

-"Për të mos tërhequr vëmendjen e armiqve, Allahu i mbuloi ata me luspa. Kështu ata duken si pjesa tjetër e kokës. Siç mund ta vesh re, kur më krijoi Allahu, më dha formë në mënyrën më të mirë për t'i bërë ballë çdo gjëje që mund të më ndodhë.

-"Nga ky çast," -tha Emiri, -"do të vështroj me kujdes gjithcka që më rrethon dhe nuk do të harroj t'i lutem Zotit tonë të Madhërishëm dhe të Gjithfuqishëm kur t'i shoh në natyrë provat e qenies së Tij. Faleminderit shumë."

-"Mirupafshim, Emir!" -tha kameleoni duke u kthyer atje ku ishte.

***O ju njerëz, ju jeni të varfër***
***(keni nevojë për Allahun), e***
***Allahu është i Pasur***
***(nuk ka nevojë për ju).***
***Ai është i Falenderuari.***
***(Sure Fatir:15)***



# TARIKU DHE QENI

Tariku kishte shkuar për të luajtur në shtëpinë e Kashifit, shokut të tij të klasës. Kur mami e thirri Kashifin për dicka, Tariku mbeti vetëm në dhomën e gjumit. Në atë çast, në dhomë hyri qeni i Kashifit. Ishte një qen aq i këndshëm dhe dukej se po i kërkonte me sy lutës: "A nuk do të luash me mua?"

-"Hej, eja të luajmë bashkë," -tha Tariku duke u hedhur drejt e në këmbë.

-"Oh, do të kënaqesha shumë !" -tha qeni duke tundur bishtin me gëzim.

Tariku ngriu nga habia. Qeni po fliste! Kjo ishte një mundësi që nuk duhej humbur. E mblodhi veten shpejt dhe filloi ta pyeste për gjërat që kishte dashur gjithmonë t'i dinte për qentë.

-"Kam dashur të di," -filloi ai, -"si i përtypni ato kocka aq të forta që iu japim ne për të ngrënë?"

Qeni vuri buzën në gaz duke nxjerrë në pah një rradhë dhëmbësh të mprehtë dhe të bardhë dhe filloi të fliste: -"Allahu, i Cili u ka dhënë të gjitha krijesave cilësitë e tyre të veçanta, edhe neve qenve na ka dhënë aftësi fizike që ndryshojnë nga kafshët e tjera. Për shembull, ne kemi më shumë dhëmbë, plot 42 dhe mund ta përtypim ushqimin shumë lehtë, sidomos kockat."



Tariku e pyeti përsëri: -"Ty të pëlqen të vraposh, të kërcesh dhe të luash po aq sa edhe mua. Po si ndodh që nuk djersin?

Qeni i Kashifit tundi kokën në shenjë pohimi dhe vazhdoi të flasë: -"Ne nuk djersijmë si njerëzit dhe e kontrollojmë nxehtësinë e trupit tonë sepse nuk kemi pore në lëkurë. Në vend të tyre kemi një sistem frymëmarrjeje, i cili kontrollon temperaturën. Gëzofi ynë e pengon nxehtësinë që vjen nga jashtë të arrijë në lëkurë. Kur moti nxehet, edhe temperatura e trupit tonë ngrihet. Prandaj, kur nxehemi, ne e largojmë nxehtësinë duke nxjerrë gjuhën jashtë dhe duke gulçuar. Kështu që edhe në ditët e nxehta ne nuk djersijmë, megjithëse kemi veshur gëzof të trashë."

"Allahu na e ka dhënë këtë sistem të tillë të mrekullueshëm. Nëse njerëzit shkrihen në djersë vetëm pas gjysëm ore ushtrimesh gjimnastike, ne mund të vrapojmë pa u ndalur, me orë të tëra pa u djersirë fare. Që këtej e tutje do ta kuptosh se, kur të shohësh qen me gjuhën përjashta në vapë, nuk ka pse të të vijë keq. Sigurisht që, ne nuk e kemi ndërtuar vetë këtë sistem. Kjo është një nga provat e fuqisë së pashembullt krijuse të Allahut, i Cili e krijoi gjithçka në një formë unike qysh në fillim."

-"Besoj se ti ke një nuhatje shumë të fortë" -i tha Tariku duke ia përkëdhelur hundën.

-"Po, ke të drejtë," -u përgjigj qeni. -Ne kemi një shqisë nuhatjeje shumë të fortë. Qendrat e të nuhaturit në trurin tonë janë 40 herë më të zhvilluara se tek njerëzit."

-"Prandaj, kur qentë e policisë i bien erë diçkaje, menjëherë shkojnë dhe e gjejnë të zotin e saj! - ia priti Tariku.

-"Ashtu është. Ti mund ta kuptosh tani se qentë, të cilët je mësuar t'i shohësh çdo ditë janë fakte të krijimit të Allahut, ashtu si dhe qeniet e tjera të gjalla. Mbaje ndër mend këtë dhe mos harro ta përkujtosh Allahun me falenderim."

-"Të falenderoj nga zemra," -ia ktheu Tariku. "Nuk do të harroj. Do t'i tregoj të gjithë shokëve çfarë më tregove për cilësitë që të ka falur Allahu dhe do t'i këshilloj ata që ta falenderojnë Atë." Pikërisht atëherë, në dhomë hyri Kashifi dhe ata filluan të lodrojnë së bashku.



# MIQTË TANË SHUMË

***Ai është që për juve krijoi gjithçka ka në tokë ...***
***(Sure Bekare: 29)***



# TË DASHUR

## Qentë, nuhatësit ekspertë

Qentë kanë një ndjeshmëri të jashtëzakonshme ndaj aromave. Kur enden nëpër rrugë, ata hasin aromat e lëna nga qentë e tjerë dhe ato që u përkasin njerëzve dhe mësojnë të dhëna për ta. Ata janë të aftë të dallojnë aromën më të lehtë në ajër pa asnjë lloj vështirësie. Qentë e policisë, një lloj qensh të cilët kanë një nuhatje mjaft të fuqishme, mund t'i dallojnë njerëzit edhe nga vendet ku ata nuk kanë lënë asnjë lloj shenje të dallueshme, mund të ndjekin një gjurmë e cila është lënë qysh katër ditë më parë dhe janë të aftë të gjejnë aromën e njerëzve prej më shumë se 80 km larg.







# Ferhani dhe kali

Motra e Ferhanit dëshironte të mësonte të kalëronte. Ndaj, në fundjavë e gjithë familja shkoi në një shkollë kalërimi. Në kohën kur motra, nëna dhe babai po bisedonin me instruktorin, Ferhani shkoi për të parë më nga afër një kalë që po hante bar.

-"Tungjatjeta!" -e përshëndeti  Ferhani: -"Ky bar që po ha ti duket shumë i pistë dhe me pluhur. A nuk t'i dëmton dhëmbët?

Kali ngriti kokën i gëzuar dhe iu përgjigj: -"Jo, o miku im i vogël. Dhëmbët tanë na ndihmojnë që ta copëtojmë atë. Allahu na ka krijuar dhëmbë të gjatë. Ata kanë rrënjë të thella, të cilat shkojnë deri në kockat e nofullave. Rrënja e dhëmbëve tanë është shumë më e thellë se e juaja. Kur na prishen dhëmbët, na del pjesa që ndodhet brenda në nofull. Secili nga dhëmbët mund të shkurtohet nga 2,5 deri në 5 cm pa e humbur aftësinë për të ngrënë."

Ferhani vrau mendjen për një çast dhe ia ktheu: -Atëherë, falë kësaj cilësie që të ka dhënë Allahu, ty nuk të bien dhëmbët për një kohë të shkurtër se, përndryshe do të mbeteshe i uritur."

-"Ashtu është," -pranoi kali. -"Allahu e krijoi çdo gjallesë në përshtatje me mjedisin ku jeton. Ky është një nga faktet që na shpalos krijimin e Tij madhështor. Çdo gjë e gjallë mbi tokë ka nevojë për Të."



Ferhanit iu kujtuan filmat që kishte parë për kuajt dhe i tha: -"Nëse unë hipi mbi kurrizin tënd, ti mund të më mbash me kilometra të tëra, apo jo?"

-"Po, asnjë kafshë tjetër nuk ka qenë ndihmë kaq e madhe për njerëzit ashtu siç kemi qenë ne. Tani, sigurisht, ka rrugë dhe autostrada dhe makina që lëvizin në to. Por, e vërteta është se njerëzve, vetëm në shekullin e kaluar filluan t'u shërbejnë makinat dhe format e tjera të transportit. Kur lindi katragjyshi yt, njerëzit as që e kishin idenë se do të shpikej diçka e tillë si makina. Në ato kohëra, transporti i njerëzve ishte detyrë e kafshëve, veçanërisht e jona."

Kali, duke ngritur pak njërën nga këmbët e parme iu përgjigj:





***Dhe Ai që krijoi të gjitha llojet (çiftet) dhe ju mundësoi të udhëtoni hipur në anije ose në kafshë. (Sure Zuhruf:12)***

-"Allahu i krijoi këmbët e mia jo vetëm që të mbaj ngarkesa të rënda, por edhe që të vrapoj shpejt. Ne nuk kemi rruaza të qafës si kafshët e tjera. Kjo do të thotë se mund të kërcejmë shumë larg."

Ferhani e peshoi me mend atë që i tha kali dhe ia ktheu: -"Kështu, Allahu të krijoi ty për të transportuar pesha të rënda me lehtësi dhe për të vrapuar shpejt."

"Po, Ferhan," -tundi kokën miku i tij. "Allahu na krijoi ne me këto cilësi në mënyrë që të jemi në shërbim të njerëzve."

Ferhani, duke vënë buzën në gaz i tha: -"Jam i sigurt se, ato që mësova prej teje do të jenë shumë më tërheqëse sesa mësimi i kalërimit edhe për motrën time kur t'i tregoj!"

-"Mirupafshim, o mik i vogël," -e përshëndeti kali duke ngrënë bar të shijshëm.



# KUJDESI I VEÇANTË QË SHFAQET NGA NËNAT PANDA



Nënat panda kujdesen mjaft mirë për të vegjlit e tyre. Pandat e vogla kanë nevojë për një mbrojtje të veçantë, sepse, kur lindin ato nuk mund të mbrohen dot vetë. Nëse qëllon që ndonjë armik sulmon pandën e vogël, nëna pandë e kafshon atë me nofullat e saj të fuqishme dhe kështu përpiqet që ta mbrojë të voglin e saj. Por, kur i mbajnë të vegjlit në gojën e tyre ato tregohen shumë të kujdesshme dhe të buta. Është Allahu Ai që i mëson arinjve panda se si duhet të sillen. Ai është Krijuesi i tyre që e di më së miri se për çfarë kanë nevojë ato.



# ANTERI DHE KANGURI

Kur Anteri mësoi nga një libër se, kangurët i rrisin të vegjlit e tyre në xhepa të veçantë në barkun e tyre, pyeti veten i çuditur: -"A kanë me të vërtetë kafshët xhepa?" Kanguri në libër, befas filloi të kërcente nëpër faqe dhe iu përgjigj: -"Ke të drejtë të habitesh Anter. Po, ne, kangurët me të vërtetë kemi një xhep në bark dhe pikërisht këtu i ushqejmë, i mbrojmë dhe i rrisim të vegjlit tanë."

Anteri iu afrua për të vështruar më mirë dhe i zunë sytë një kangur të vogël që kishte nxjerrë kokën nga xhepi i nënës së tij në pikturë.

-"Dua të di se si ka hyrë i vogli në xhep," -e pyeti ai nënën kangur, e cila iu përgjigj:

-"Kur lind një bebe kangur është vetëm 1 centimetër i gjatë. Kjo bebe e vogël, e cila është ende e pazhvilluar, mbërrin në xhep pas një udhëtimi prej 3 minutash."

-"Oh, po kjo qenka shumë e habitshme!" -ra në mendime Anteri. E si e ushqen atë ti atje?"

Nëna i shpjegoi me durim: -"Në xhepin tim ka 4 gjendra të ndryshme qumështi. Në njërën nga këto gjendra, ka qumësht të ngrohtë, gati për të ushqyer të voglin. Në tri gjendrat e tjera gjendet qumështi, i cili nuk është për të porsalindurin, por për kangurët e tjerë që janë pak më të

mëdhenj. Pas disa javësh, i porsalinduri do ta lerë gjendrën nga e cila është ushqyer që në fillim dhe do të fillojë të ushqehet nga një tjetër, më e përshtatshme për moshën e tij. Kur të rritet edhe pak, do të kalojë përsëri tek një tjetër."

-"Oh, e pabesueshme!" -ia priti Anteri i ngazëllyer. -"Si e di një bebe kangur që është vetëm 1 cm i gjatë se nga cila gjendër ta zgjedhë qumështin? Po ti, si nënë, si ia bën për të vendosur lloje të ndryshme qumështi në ato 4 gjendra?



Nëna kangur vazhdoi t'i sqaronte: -"Qumështi që ushqen të porsalindurin është më i ngrohtë se llojet e tjera. Po ashtu, edhe përbërësit ushqyes i ka të ndryshëm. Si mendon se ne, nënat kangur e ngrohim qumështin që ndodhet në gjendra? Mos harro, i dashur Anter, se nuk janë nënat ato që e bëjnë gjithë këtë. Ne as nuk e dimë se qumështi në gjendrat tona është i ndryshëm në secilën prej tyre. Për ne nuk është e mundur të llogaritim temperaturën e tij. Po ashtu, ne nuk dimë se secili prej llojeve të qumështit ka cilësi të ndryshme dhe as se çfarë lloj ushqimi përmban ai. Ne vetëm sa jetojmë ashtu siç na frymëzon Allahu, i Cili na ka krijuar dhe ka parashikuar nevojat e të vegjëlve tanë. Zoti ynë, me mëshirën e Tij të pamatë, dhe dhembshurinë e Tij u ka dhënë të vegjëlve tanë qumësht të përshatshëm për ta dhe i ka vendosur në vendin më të mirë, në xhepat e nënave të tyre."



*Thuaj: "Sikur të ishte deti ngjyrë për të shkruar fjalët e Zotit tim, deti do të shterrej para se të përfundojnë fjalët e Zotit tim edhe sikur të sillnim shtesë edhe një si ai."*
*(Sure Kehf: 109)*



# ZAKI DHE MERIMANGA





Zaki ishte shtrirë në kopsht dhe po lexonte një libër. Sytë e tij rrëshqitën nga libri dhe, duke vështruar rreth e rrotull, ranë mbi një rrjetë merimange mbi degën e një peme. Pa e zgjatur, u ngrit dhe iu afrua rrjetës, të cilën filloi ta vërente me kujdes. Merimanga, që ishte afër rrjetës, filloi t'i fliste:

-"Tungjatjeta o shok!" -foli ajo me një zë të hollë.

-"Tungjatjeta," -ia ktheu Zaki, i cili ishte gjithmonë shumë i sjellshëm. -"Unë jam shumë kurioz të di për këtë rrjetë që ke thurur. Më trego pak, si e bën atë?"



Merimanga mori frymë thellë dhe nisi t'i tregonte: -"Në fillim, gjej vendin e përshtatshëm për këtë. Zgjedh një qoshe ose dy sende që ndodhen afër. Më ler të të tregoj se si e thur rrjetën midis dy degëve të pemëve. Më parë, e ngulit fijen mirë në njërën nga degët. Pastaj, shkoj në anën tjetër duke vazhduar të nxjerr fill. Kur arrij atje, ndaloj së tjeruri. Më pas, filloj të tërheq fijen drejt vetes derisa të tendoset dhe e fiksoj atje ku kam qëndruar. Pastaj, vazhdoj të thur rrjetën brenda harkut që kam bërë.

Zaki vrau mendjen për një moment dhe i tha: -"Unë nuk do të mundesha të bëja një gjë të tillë si ngulitja e një fije midis dy mureve. A nuk është e vështirë ta mbash fijen të tendosur?

Merimanga buzëqeshi dhe ia ktheu: -Më lejo të të tregoj si e zgjidh këtë problem. Ndonjëherë, unë thur një rrjetë midis dy degëve që janë pak larg nga njëra-tjetra. Ato, po ashtu, janë shumë të mira për të kapur miza, sepse janë mjaft të mëdha. Por, meqë rrjeta është e madhe, me kalimin e kohës, e humbet tendosjen. Kjo do të thotë që, nuk do të kap aq shumë miza si më parë. Në fillim, shkoj në qendër të rrjetës dhe që atje filloj të prodhoj një fije që arrin deri në tokë. Këtë fije unë e kap me një gur të vogël pranë tokës. Pastaj, kthehem në qendër të rrjetës dhe përpiqem të tërheq fijen lart që atje ku ndodhet guri. Kur ngrihet guri lart në ajër, e ngulit fijen mirë drejt qendrës së rrjetës. Kështu, për shkak se guri poshtë qendrës e tërheq atë për poshtë, rrjeta tendoset përsëri. Kaq i mjafton për këtë!"

-"Çfarë mënyre e shkëlqyer!" -tha Zaki shumë i habitur. Po si e mësove këtë teknikë të tillë dhe si e përdor aq mirë? Merimangat duhet ta kenë bërë këtë për miliona vjet...

-"Po, ashtu është shoku im," -pranoi merimanga. Do të ishte gabim i madh të mendoje se ne kemi fituar zgjuarsi të mjaftueshme për të kryer gjithë këtë. Është Allahu, i Cili zotëron dhe krijon gjithçka që dëshiron. Ai ma ka dhënë dhuntinë për ta përdorur këtë teknikë."

-"Mos harro, Zaki," -vazhdoi ta përkujtonte ajo, -"se për Allahun gjithçka është e mundur. Ai ka fuqi të krijojë një pafundësi llojesh të ndryshme gjallesash dhe vendesh."

-"Unë të falenderoj shumë për këto që më mësove," -i tha Zaki, si gjithmonë, vogëlush shumë i sjellshëm. Sa herë që të vështroj gjallesat që ka krijuar dhe ndërtimin e tyre të përsosur, do ta kuptoj më mirë se sa i fuqishëm është Allahu dhe çfarë diturie të pamatë ka Ai.



# FARUKU DHE ROSA

Një ditë prej ditësh, xhaxhai i Farukut e mori me vete në një vend që kishte dashur shumë ta vizitonte prej një kohe të gjatë. Ky ishte kopshti zoologjik, ku ai do të shihte në të vërtetë kafshët për të cilat kishte lexuar gjithmonë nëpër libra dhe revista apo i kishte parë në televizor. Udhëtimi ishte pak i gjatë, por i këndshëm. Gjatë rrugës, xhaxhai i tregonte shenjat e Allahut në natyrë dhe i jepte shembuj me vargje nga Kur'ani. Më në fund mbërritën në kopshtin zoologjik. Sytë e Farukut shtangën nga habia. Oh, sa shumë kafshë! Kur arritën tek pjesa e zogjve, Faruku u largua pak nga xhaxhai dhe shkoi te kafazi i rosës.

-"Oh, sa zog i bukur", - tha ai për njërën prej tyre . -"Faleminderit," u përgjigj një zë. Faruku vështoi përreth , por aty nuk kishte asnjeri tjetër. E kuptoi që ishte pikërisht rosa së cilës i kishte folur.

-"Përshëndetje," -i foli rosa. -"Faleminderit për lavdërimin. Ashtu siç jam e bukur kam edhe cilësi të tjera. A e dije këtë?

Faruku u përgjigj i gëzuar: -"Jo, po hë, të lutem më trego për to!"

Rosa zuri vend në një degë të rehatshme dhe ia nisi: -"A e di ti se ne mund të fluturojmë shumë shpejt? Kur fluturojnë, rosat mund të arrijnë një shpejtësi prej më shumë se 50 km në orë. Ç'është më e veçanta, ne vazhdimisht ndryshojmë drejtim, për t'iu shmangur grabitqarëve. Dhe kur kemi nevojë të zhytemi nën ujë e bëjmë këtë kaq shpejt saqë bëhemi shënjestër e vështirë për gjuetarët."

Sytë e Farukut flisnin me gjuhën e habisë: -"Për një zog kjo do të thotë se ju fluturoni shumë shpejt. Ti do të thuash se, grabitqarët të detyrojnë të fluturosh aq shpejt?"

-"Po, Faruk," u përgjigj rosa: "Ja, të të jap një shembull. Shoqet tona, rosat e akullit janënjë shënjestër e zakonshme për një mënyrë gjuetie interesante që kanë gjetur pulëbardhat. Pulëbardhat i sulmojnë ato vazhdimisht nga ajri dhe i bëjnë ato të zhyten nën ujë. Ato vazhdojnë t'i sulmojnë derisa rosat dalin mbi sipërfqen e ujit pa frymë dhe pa pikë fuqie. Atëherë, ato i gjuajnë rosat duke u zhytur dhe duke i



***Atëherë pra, a është njëlloj ai që krijon sikurse ai që nuk krijon? A nuk po mendoni? (Sure Nahl: 17)***

çukitur në kokë. Por, jo gjithmonë e fitojnë betejën pulëbardhat. Edhe rosat e akullit kanë mënyrat e tyre të veçanta për t'u mbrojtur. Nëse shohin një pulëbardhë në qiell, menjëherë mblidhen së bashku në tufa të mëdha. Kjo do të thotë që pulëbardha nuk mund të ndjekë njërën prej rosave në atë numër të madh rosash që zhyten dhe, në fund, ajo lodhet dhe dorëzohet."

-"Sa të zgjuara qenkan këto rosat!" -u mrekullua Faruku. -Po si mund ta bëjnë këtë?

-"Përgjigjja është e qartë, Faruk," -tha rosa me atë kuak-kuaken e saj. "Është Allahu, i Cili i krijoi rosat dhe gjithë qeniet e tjera të gjalla, Ai që i mëson ato si të mbrohen."

-"Faleminderit shumë rosë e dashur," -ia ktheu Faruku. -"Sot më ke mësuar diçka shumë të dobishme dhe më ke përkujtuar për argumentet e Allahut. Shihemi së shpejti," -tha ai duke u kthyer për tek xhaxhai.



# ALIU DHE STRUCI

Një ditë prej ditësh, Aliu po shihte një film vizatimor në televizor. Në ekran u shfaq një struc i madh, i cili po vraponte nga frika prej qenit. Ai po vraponte shumë shpejt dhe kështu, shpëtoi dhe u kthye përsëri tek shokët e tij në fole. Aliu e kishte ditur gjithmonë se strucët ishin zogj, të cilët vetëm sa e fusnin kokën në rërë. Ai nuk e dinte se ata ishin edhe vrapues të shpejtë.



-"Ti do të thuash se nuk e dije që ne vrapojmë shpejt?" -pyeti një zë.

Aliu hodhi sytë rreth e rrotull i habitur, para se të merrte vesh se zëri vinte nga televizori. Iu afrua dhe filloi t'i fliste strucit



në ekran.

-"Ti je zog, por, po më habit si mund të vraposh aq shpejt dhe me këtë trup kaq të madh."

-"Po, ashtu është," ngriti puplat përpjetë struci, duke iu marrë ende fryma nga vrapi. -"Ne jemi zogjtë më të mëdhenj të botës. Jemi më të gjatë se njerëzit.

Ja, unë për shembull, jam 2,5 m i lartë dhe peshoj 120 kg. Nuk mund të fluturojmë, por Allahu na ka dhënë një dhunti tjetër në mënyrë që t'u shpëtojmë armiqve. Ne vrapojmë shumë shpejt me këmbët tona të gjata, aq shpejt sa, asnjë nuk mund të na kapë duke vrapuar. Në botën e krijesave, ne jemi atletët më të shpejtë. Mund të arrijmë një shpejtësi deri në 70 km/orë nëse përpiqemi me të gjitha forcat."

Aliu filloi ta vështronte më me kujdes shokun e tij të ri dhe i tha:

-"Veç në mos qenkam i gabuar, këmbët e tua paskan vetëm dy gishta. A nuk është kështu?

Struci ngriti njërën këmbë, në mënyrë që Aliu ta shihte më mirë dhe iu përgjigj: -"Po, ne kemi vetëm dy gishta në këmbë. Siç mund ta shohësh, Allahu na krijoi ne ashtu si dhe gjallesat e tjera nga asgjëja në një mënyrë të veçantë dhe të papërsëritshme. Ai na dha disa dhunti, të cilat na ndihmojnë të mbijetojmë. Ne kemi shumë cilësi të tjera që janë shumë të ndryshme nga ato të zogjve të tjerë."





-"Kjo është e vërtetë," -foli mendueshëm Aliu. -"Do të doja të dija se si i sillni të vegjlit në jetë?"

-"Ali," -ia nisi struci, "ashtu siç jemi ne të mëdhenj, edhe vezët tona janë shumë të mëdha. Gërmojmë një gropë të madhe në rërë dhe i vendosim vezët tona gjigande atje. Ne bëjmë 10 ose 12 vezë njëherësh dhe na duhet të bëjmë një gropë të mjaftueshme për to. Me fjalë të tjera, gërmojmë një gropë vërtet të madhe."



Aliu i bloi me mend për një a dy sekonda ato që i tregoi struci dhe pastaj e pyeti: -"Po pse i hapni gropat në rërë?"

Struci buzëqeshi dhe, pasi lëmoi puplat me sqep ia ktheu: -"Nëse do t'i hapnim ato në dhè do të na hante shumë, shumë kohë. Kjo do të na lodhte mjaft. Të hapësh gropa në rërë është shumë më e lehtë se sa në dhè të thatë. Rërën ti mund ta gërmosh edhe me gishta, por, për dheun të duhet një lopatë. Ja pse ne zgjedhim rërën. Në të mbarojmë punë shpejt dhe pa u lodhur.

-"Pasi i lëshojmë vezët, përsëri e kemi të lehtë t'i mbulojmë me rërë. Ti e di, në botë ka me miliona qeniesh të gjalla të llojeve të ndryshme. Të gjitha këto krijesa kanë cilësitë e tyre të mrekullueshme. Allahu na krijoi ne të gjithëve. Është Ai që na mëson çdo gjë që veprojmë."

Aliu u ngrit sepse programit televiziv po i vinte fundi dhe i tha strucit: -"Biseda me ty ma shtoi dashurinë për Allahun dhe e ndjej Atë më afër. Të falenderoj nga zemra për ato që më tregove. Mirupafshim!"



## A FLUTUROJNË PESHQIT?

**Peshqit flutures nuk fluturojnë me krahë si zogjtë. Ata vetëm sa rrëshqasin me pendët e tyre të notimit, të cilat u ngjajnë krahëve. Ata mund të arrijnë shpejtësi deri në 35 milje (56 km në orë). Këta peshq të vegjël, gjithashtu, mund të lëvizin shpejt në ujë duke hapur pendët e tyre të notimit dhe duke ngritur bishtin mbi ujë. Kjo i lejon ata të rrëshqasin mbi sipërfaqe.**

# A E DINI SE?





## BUBI, ZOGU NOTAR

Bubi, një lloj zogu detar, i cili zhytet thellë në det, është i pajisur me këmbë të mëdha me membrana. Këto këmbë i janë dhënë atij nga Allahu, në mënyrë që ai të notojë mbi sipërfaqen e ujit ose nën të. Po ashtu, ata mund të zhyten në det për të kapur peshq me sqepat e tyre dhe në shumicën e rasteve ata qëndrojnë nën ujë për një kohë të gjatë pa dalë prej tij dhe notojnë duke përshkuar largësi të mëdha.

Ashtu siç bënte çdo ditë para se të shkonte në shkollë, edhe atë mëngjes, Kashifi u ul për të ngrënë bukë. Kur mami po i bënte gati çajin, sytë e tij u ndalën mbi pikturën e një arushi mbi kavanozin me mjaltë. Mami ishte e zënë me mëngjesin, ndërkohë, arushi në pikturë i shkeli syrin dhe i foli:

-"Përshëndetje, Kashif! Them se duhet ta hash shumë mjaltin, ashtu si ne arinjtë..."

-"Po, ia ktheu ai. Mami asnjëherë nuk harron të më japë mjaltë për mëngjes. Ky i joni vjen nga kavanozët, nga supermarketi. Po ju, ku e gjeni tuajin?"

Arushi mblodhi hundën para se të përgjigjej dhe tha: -"Zoti ynë, i cili plotëson nevojat e të gjitha krijesave në mënyrën më të mirë, na dha neve arinjve hundë të gjata, të cilat janë shumë të ndjeshme ndaj aromave dh na ndihmojnë të gjejmë ushqim shumë lehtë."

Kashifit, që ishte pickuar një herë nga një bletë, iu ngjall kureshtja:

-"Kur gjeni një zgjua me mjaltë si ia bëni për ta ngrënë? -deshi të dinte ai.

Kësaj rradhe, arushi ngriti njërën prej putrave që ta shihte Kashifi dhe iu përgjigj:



***Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt dhe toka dhe çka ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron duke i shprehur falenderim Atij, por ju nuk e kuptoni madhërimin e tyre . Ai është i Butë dhe fal shumë.***

***(Sure Isra: 44)***



-"Kur gjejmë ndonjë zgjua, i japim disa të goditura të forta me putër, që të largohen të gjitha bletët dhe pastaj kënaqemi duke ngrënë mjaltin që është brenda. Por, sidoqoftë, ti mos e provo, ndryshe, bletët do të të pickojnë kudo nëpër trup dhe do të sëmuresh shumë. Falenderojmë Allahun që ne arinjtë na mbron gëzofi ynë i trashë nga pickimet e tyre."

Kashifi, pasi i premtoi se nuk do ta provonte një gjë të tillë, e pyeti:

-Ka diçka, të cilën kam dashur gjithmonë ta mësoj. Gjatë gjumit dimëror nuk ju merr asnjëherë uria?

Arushi tundi kokën e tij me gëzof: -"Para se te biem në gjumin dimëror, ne hamë ushqim të bollshëm. Për ta vënë shtresën e dhjamit nën lëkurë ne hamë shumë lende ahu dhe gështenja.







Kur dalim nga strofkat tona në pranverë kemi humbur shumë në peshë, prandaj vemë dhjamë. Por, megjithëse biem mjaft në peshë, ne mbijetojmë. Sigurisht, që, ne as që do të na shkonte mendja për të vënë shtresa dhjami para se të binim në gjumë. Oreksi ynë i madh para se të biem në gjumë frymëzohet nga Allahu."

-"Tani po e kuptoj," -tha Kashifi se çdo qenie e gjallë mbi tokë është një provë që tregon krijimin madhështor të Allahut. Faleminderit që ma përkujtove këtë, o shoku im..." Arushi tundi kokën në shenjë miratimi.

Kashifi u zgjua nga ëndërrimet nga zëri i mamit që i thoshte se mëngjesi ishte gati. Kur po shijonte mjaltin, mendonte për arushin dhe ndihej mirënjohës ndaj Allahut, Mëshiruesit të Pashoq, i cili i ka krijuar ata kaq përsosmërisht.



# AISHJA DHE IRIQI

Një ditë, kur Aishja kishte dalë për piknik me familjen e saj, u largua pak vetëm për një shëtitje të shkurtër. Asaj i pëlqente shumë hapësira e gjelbër ku po shëtiste. Duke u endur, i zunë sytë një top të mbuluar me gjemba të mprehtë. -"Sa mirë që nuk e shkela, përndryshe, gjembat do të më kishin vrarë shumë," -mendoi ajo me vete. Atëherë, për habinë e saj, topi u hap ngadalë dhe i foli:

-"E gjete Aishe," - tha ai. -"Unë jam iriqi dhe mund të të kisha lënduar pa dashje me gjembat e mi."



-"Është një iriq këtu!" thirri Aishja e lumtur. -"Pse e ke trupin të mbuluar me gjemba?"

"Allahu m'i dha ata për t'u mbrojtur nga armiqtë," -i shpjegoi iriqi. -"Kur ndodhem në rrezik, unë mblidhem si top dhe gjembat më mbrojnë."

-"Unë e di se, disa kafshë bëjnë gjumë gjatë dimrit. Po ti?" -e pyeti ajo shokun e saj të ri.

Iriqi tundi kokën. -"Nuk më pëlqen edhe aq i ftohti. Sapo temperatura bie në 13 gradë Celcius, unë shkoj për të fjetur. Allahu i Plotfuqishëm më mban në gjumë gjatë dimrit dhe më zgjon kur vjen pranvera. Për mua, do ishte e pamundur të parashikoja që, moti në dimër është i ashpër, prandaj, do të ishte më mirë të bija në gjumë për të mbijetuar. Kur'ani e thotë këtë: **"Nga Shenjat e Tij është edhe gjumi juaj ditën dhe natën dhe përpjekja juaj për të fituar nga të mirat e Tij. Në këtë ka Shenja për njerëzit që dëgjojnë. (Sure Rum: 23)**

-"Siç e sheh," -vazhdoi ai, -"si të gjithë krijesat e tjera, Allahu na tregon se kur është koha më e përshtatshme për të kërkuar ushqim."



Aishja vrau mendjen për pak dhe ia ktheu: -"Të kam parë në një film se ti luftoje sypatrembur me një luan. Si ka mundësi që, nuk ke frikë nga luani?"

-"Për shkak të këtyre gjembave në trup, të cilët Allahu m'i ka dhuruar si mbrojtje, unë mund të luftoj pa frikë edhe me grabitqarët më të rrezikshëm. Kur më sulmon luani, unë në fillim, largohem shpejt me vrap. Papritur, ndaloj në një vend të përshatshëm, ngre pak kurrizin dhe nxjerr gjembat. Nëse luani përpiqet të më kapë me dhëmbë, gjembat e mi i ngulen në gojë dhe në faqe dhe i hapin plagë, të cilat mbeten të pashërueshme."

-"Kështu, ai arrin në një gjendje të rëndë, saqë nuk mund të hajë asgjë dhe, më në fund, ngordh nga uria. Pa dyshim, kjo ndodh në sajë të zgjuarsisë dhe teknikave të luftës që më ka mësuar Allahu. Është Ai që më ka krijuar dhe më ka dhuruar tiparet më të mira për të jetuar."



-"Ashtu është, o vëlla iriq," -ia pohoi Aishja, duke vërejtur gjembat në trupin e tij.

-"Kurdoherë që të vështroj kafshët dhe shumëllojshmërinë e tyre, do ta kuptoj madhështinë e Tij dhe mrekullinë e krijimit. Të falenderoj shumë për bisedën e këndshme," -tha ajo dhe u kthye tek familja e saj para se të bëheshin merak.

-"Mirupafshim, shoqja ime!" -i thirri iriq gjembashumi.





# MENSURI DHE ARINJTË E MËDHENJ POLARË



Mensuri dhe nëna e tij po përpiqeshin të vendosnin ku do t'i kalonin pushimet e verës. Nëna i sugjeroi të shkonin në një agjenci udhëtimi dhe të vendosnin duke parë fletëpalosjet që reklamonin vende të ndryshme. Kështu, shkuan bashkë në një agjenci. Sapo hynë në të, i shkuan sytë tek posterat e varur nëpër mure të vendeve që nuk i kishin parë kurrë më parë. Në kohën kur nëna e tij po bisedonte me punonjësit, Mensuri filloi t'i shihte posterat një nga një.

Ai u befasua nga një zë që i erdhi nga një poster afër tij:

-"Hej, Mensur, tungjatjeta!" -e përshëndeti një zë i trashë. -"Pse nuk vjen këtu bashkë me mamin?

E ktheu kokën në drejtim të zërit. Ai që po i fliste ishte një ari polar në posterin ngjitur me të.

-"Tungjatjeta!" -ia ktheu ai. -"Unë mendova se mos ishe një burrë i stërmadh prej dëbore!"

Ariu polar vuri buzën në gaz i lumturuar dhe i tha: -"Ke të drejtë, me trupin tonë të madh dhe me gëzofin e bardhë, ne i ngjajmë burrit



prej dëbore. Por, jam i sigurt se me peshën tonë 800 kg dhe gjatësinë 2,5 metra jemi shumë më të mëdhenj se ata.

-"Do të më pëlqente të vija të të vizitoja dhe të të njihja më mirë ty dhe familjen tënde. Po, atje ku jeton ti, bën me të vërtetë shumë ftohtë."

-"Po, ashtu është," -pranoi ariu. -"Ne jetojmë në zonat më të ftohta të botës si: Poli i Veriut, Kanadaja Veriore, Siberia Veriore dhe Antarktida."

-"Po si nuk ke ftohtë atëherë?" -deshi të dinte Mensuri.

-"Ja, kjo është një pyetje me vend," -tha miku i ri. -"Më lejo të të shpjegoj. Gjithçka në trupin tonë është projektuar në përshtatje me mjedisin ku jetojmë. Megjithë të ftohtin e acartë, akullin dhe stuhitë e dëborës, shtresa e trashë e dhjamit nën lëkurë, që Allahu na e ka krijuar kaq përsosmërisht, na mbron për mrekulli. Gjithashtu, gëzofi ynë i krijuar posaçërisht për këto kushte, është i trashë, i dendur dhe i gjatë, kështu që ne nuk ndjejmë të ftohtë fare. Allahu na krijoi sipas kushteve të klimës së ftohtë. A e ke pyetur veten ndonjëherë pse ne nuk jetojmë në shkretëtirat e Afrikës? Mendo pak për këtë! Nëse do të jetonim në shkretëtirë do të rraskapiteshim nga të nxehtit dhe do të ngordhnim. Kjo është një nga provat që tregon se Allahu e ka krijuar çdo qenie të gjallë sipas ambientit ku jeton."



***Ne u kemi sjellë njerëzve në këtë Kur'an të gjitha llojet e shembujve, në mënyrë që ata të marrin mësim. (Sure Zumer: 27)***

Pasi pati fatin t'i fliste një ariu polar, Mensuri filloi ta pyeste për gjithçka që ishte kurioz të dinte më tepër:

-"Më kujtohet se kam lexuar se arinjtë flenë në dimër. Edhe ju arinjtë polarë flini në atë kohë?"

Ariu shkundi kokën e tij të bardhë me push të butë: -"Jo, o shoku im. Ne jemi ndryshe nga arinjtë e tjerë sepse ne nuk flemë në dimër. Vetëm femrat, veçanërisht ato që do të lindin arusha të vegjël shkojnë për të fjetur."

-"Po si e gjejnë ushqimin të vegjlit e porsalindur?" -desh të dinte Mensuri.

-"Falenderuar qoftë Zoti ynë, Furnizuesi, ushqimi për të cilin kanë nevojë ata është gati. Nëna arushë i ushqen ata me qumështin e saj," - i shpjegoi ariu.

-"Pra, arushat ushqehen veç me qumësht?

-"Po," - u përgjigj ariu. Qumështi i nënës së tyre përmban një sasi të madhe yndyre. Ky qumësht i yndyrshëm i plotëson mjaft mirë nevojat e të vegjëlve. Me të, ato rriten shumë shpejt dhe nga pranvera ato janë gati të dalin nga strofulla.

-"Mensur, siç e sheh, ne jetojmë në shkretëtirë të akullt dhe jemi krejtësisht të paaftë për të kërkuar



diçka për vete. Si do ta dimë ne për çfarë lloj ushqimi kanë nevojë të vegjlit tanë kur lindin? Po ashtu, e kemi plotësisht të pamundur për ta prodhuar këtë qumësht brenda trupit tonë me dëshirën dhe përpjekjet tona, të cilin edhe fabrikat më moderne nuk mund ta prodhojnë. Kjo e vërtetë na tregon qartë mrekullinë e krijimit."



-"Ashtu është, miku im," -pranoi Mensuri. -"Po të mendojmë pak, do ta kuptojmë se rreth nesh çdo çast është duke ndodhur një mrekulli."

Ariu polar vazhdonte të fliste për jetën e tij dhe tashmë i erdhi rradha Mensurit t'i përgjigjej pyetjes së tij:

-"A e dije se arinjtë polarë janë notarë dhe zhytës të aftë?"

Mensuri u habit: -"Ti po bën shaka. Do të thuash se di të notosh? Me atë trup të rëndë dhe në ujë të akullt?"

-"Jo, nuk po bëj shaka," ia ktheu ariu. -"Ne arinjtë polarë notojmë dhe zhytemi shumë mirë. Për të notuar përdorim këmbët e parme. Allahu i Gjithmëshirshëm i ka krijuar këmbët tona që t'i përdorim si rrema për të gjuajtur me lehtësi dhe midis gishtave të këmbës na dhuroi membrana si ato të rosave. Po ashtu, për të na i lehtësuar gjuetinë, Ai na ndihmon që, kur zhytemi, t'i mbajmë vrimat e hundës mbyllur dhe sytë hapur."

-Siç mund ta shohësh, Mensur," -vazhdoi ariu, "Allahu na ka krijuar në mënyrë të përsosur me sisteme, të cilët na lejojnë të mbijetojmë edhe në kushtet më të vështira. Për ne nuk është e

***Ai është shpikës i qiejve dhe i tokës (pa kurfarë modeli) e kur dëshiron diçka, Ai vetëm thotë: "Bëhu!" në atë moment bëhet.***
***(Sure Bekare: 117)***

mundur t'i kemi zhvilluar vetë këto tipare dhe t'i kemi fituar rastësisht. Është Allahu Ai, i Cili na ka mësuar si t'ia dalim mbanë në ujë."

-"Nuk ngrin fare në ujin e akullt?" -e pyeti Mensuri duke u dridhur paksa.

-"Jo, fare," u përgjigj ariu paksa me krenari. Nëse ju njerëzit do të vendosnit këmbët apo duart mbi një ajsberg, do t'ju duhet t'i largoni menjëherë. Megjithatë, ne nuk e ndjejmë të ftohtin fare, sepse Allahu na ka krijuar këmbë të mbuluara me gëzof të trashë dhe ato nuk ngrijnë. Nëse këmbët tona do të ishin me lëkurë si juaja, ne nuk do të mund të jetonim kurrë në këtë ambient të ftohtë."

Nga ato që dëgjoi nga ariu polar, Mensurit iu bë edhe më e qartë se Allahu ka forcë dhe fuqi të pamatë. Atëherë Mensurit iu kujtua fshati ku kishte kaluar pushimet. Kishte notuar gjithë verës, po uji kishte qënë i ngrohtë, sepse edhe klima ishte e ngrohtë. Mendoi dhe e krahasoi atë me ujin e ftohtë në të cilin notonin arinjtë dhe e



kuptoi se Allahu i kishte krijuar ato kafshë në mënyrë të tillë që t'i bënin ballë ujit të ftohtë. Duke menduar për këtë, ai e kuptoi se Allahu e ka krijuar çdo krijesë me trupin ideal për vendin në të cilin jeton. Për shembull, devetë janë krijuar që të durojnë të nxehtit e shkretëtirës. Në atë moment, miku i tij, ariu polar ia ndërpreu mendimet duke i thënë:



-"Mensur, e di pse ne jemi me ngjyrë të bardhë në të verdhë?

-"Jo, nuk e di. Nuk e kam vrarë ndonjëherë mendjen për këtë. Po pse?"

Ariu nisi t'i shpjegonte: -"Kjo ngjyrë na siguron se jemi të mbrojtur nga armiqtë në ambientin e akullt dhe të ftohtë ku jetojmë. Ne jemi thuajse të padukshëm në kilometrat e fushave të bardha të akullit, sepse kemi një ngjyrë me to."

Mensurit i bëri shumë përshtypje ajo që dëgjoi. "Sa e mrekullueshme!" - ia priti ai. -"Nëse do të ishe i zi si korbi apo shumëngjyrësh si papagalli do të ishte e pamundur të fshiheshe. Kjo do të thotë se do të ishe shpesh në rrezik.

-Po, Mensur. Ka kaq shumë gjëra  për të cilat njerëzit nuk mendojnë fare, të cilat janë mësuar t'i shohin në jetën e përditshme. Por, në të vërtetë, Allahu e ka krijuar gjithçka në sajë të mençurisë së Tij të pakufishme."

Mensuri ishte shumë mirënjohës ndaj Allahut që i kishte dhënë forcën e të menduarit dhe të kuptuarit. -"Nëse nuk do të kishte dashur Allahu, unë mund të humbisja kohës në jetën e përkohshme të kësaj bote në padituri për dijen e pafund dhe fuqinë e Tij të madhe," -mendoi ai me vete.

Duke menduar për bisedën e tij me ariun polar, Mensuri e kuptoi se sa e rëndësishme është jeta. Çdo thërrmijë diturie që mësonte ia shtonte dashurinë dhe frikën ndaj Allahut. Ndaj, ai ishte kurioz të dinte edhe më shumë për arinjtë polarë.

-"Jam i sigurt se hunda jote është më e ndjeshme ndaj aromave sesa jona, apo jo?" - deshi të dinte ai.

Sërish ariu tundi kokën dhe i tha: -"Po. Shqisa jonë e nuhatjes është kaq e mprehtë sa mund të gjejmë fokën nën një shtresë dëbore prej 1,5 m thellësi. Siç e di, Allahu i Plotfuqishëm na dha, jo vetëm neve, po gjithë gjallesave tipare të përsosura.



***Për ata që Allahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve dhe të tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, lartësuar qofsh, ruana prej dënimit të zjarrit!***
***(Sure Ali Imran: 191)***

Mensuri vazhdoi të fliste: -"Unë e di se çdo qenie e gjallë mbi sipërfaqen e tokës është një provë që shpalos diturinë e pamatë të Allahut dhe fuqinë e Tij. Kur marr dije të shumta për këto krijesa, më shtohet më tepër habia ndaj krijimit të përsosur të Allahut."

Ai nuk ngopej duke folur me mikun e tij, ariun polar. Kishte dëshirë të mësonte gjithçka rreth jetës së tij. Tashmë, shumë pyetje po e mundonin. Pa e zgjatur, ia nisi:

-"Cfarë tiparesh të tjera ke ti, për të cilat unë nuk di asgjë?"

-"Më ler të mendohem," - tha ariu. Ne arinjtë polarë kemi taktika të habitshme që i përdorim në verë dhe në dimër. Tani, mendo pak për gëzofin tonë të



bardhë që na bën të dukemi si burra prej dëbore. A mendon se, po të shtrihemi në dëborë do të dallohemi? Po të përfytyrosh gëzofin tonë të bardhë, atëherë, ndoshta do të thoje: "Jo, nuk do të dallohesh," por mos harro se, ne arinjtë polarë jemi hundëzinj. Hundët tona nuk na lenë të fshihemi krejt në dëborë. Po, ç'bëjmë ne? Ne, me zgjuarsi mbulojmë hundën me putrat e parme. Kështu, kudo ka bardhësi. Tinëz presim prenë tonë fshehur në dëborë."

Mensuri thirri me habi: "Ja kujt i thonë mençuri!"

-"Po, Mensur. Arinjtë e dinë se mund të fshihen mirë, sepse fushat e dëborës përreth dhe pellushi i tyre kanë të njëjtën ngjyrë. Por, ata nuk mjaftohen me kaq, por mendojnë për të fshehur hundën e tyre të errët, e cila është njolla e vetme që bie në sy në atë bardhësi verbuese. Pa dyshim, siç mund ta marrësh me mend, për arinjtë polarë as që bëhet fjalë të mendojnë se çfarë duhet bërë, pasi janë kthyer nja dy herë me barkun bosh nga gjuetia dhe më në fund t'i



bierë ndër mend të fshehin hundën! Ata sillen ashtu siç i frymëzon Allahu. Ai i stisi në këtë mënyrë. Si të gjithë gjallesat e tjera, edhe arinjtë janë nën kontrollin e Allahut."

Mensuri vendosi t'i rrëfente nënë së tij për ato që kishte mësuar për arinjtë polarë, gjatë rrugës për në shtëpi, dhe t'ia bënte të qartë artin krijues të Allahut.

Pasi e falenderoi nga zemra për bisedën mahnitëse, u kthye tek nëna e tij.







# OMERI DHE PESHKU

Një ditë, Omeri së bashku me babain u ngritën herët para se të agonte dhe u nisën për peshkim. Omerit i pëlqente shumë kur shihte diellin duke lindur teksa peshkonte me të atin. Mëngjeseve qielli dukej fantastik dhe lindja e diellit ia mbushte zemrën me emocion sa herë që e hidhte vështrimin tej...

Në kohën kur babai po vinte karemin në grepat, Omeri u ul në anë të varkës së vogël dhe sytë tij u krodhën në kaltërsi. Papritur, nga prapa i erdhi një zë:

-"Mirëmëngjes o shok i vogël," tha ai me një të folur me flluska.



-"Hej, mirëmëngjes edhe ti o peshk," -ia ktheu Omeri. Dukesh sikur edhe ti je zgjuar herët sot dhe ke dalë për not. Unë sapo kam mësuar të notoj, po ju peshqit mësoni të ntoni sapo lindni. Si ka mundësi?"



-"Të të them të vërtetën," -tha ai, - "ne peshqit nuk kemi nevojë për shumë lëvizje kur notojmë; të tundësh bishtin sa në një anë në tjetrën dhe kaq. Ne jetojmë rehat në ujë sepse shtyllën kurrizore e kemi të lakueshme dhe kemi sisteme të ndryshme në trupin tonë."

-"Ti duhet të kënaqesh shumë duke notuar në ujë," -tha Omeri mendueshëm.

-"Po, kënaqem shumë", -pranoi shoku i tij. "Po mos harro se, trupi ynë është krijuar posaçërisht për këtë. Vetëm mendo pak, e ke më të lehtë të ecësh në ujë apo në tokë? Ne peshqit jemi krijuar me muskuj dhe shtyllë kurrizore të veçantë në mënyrë që të jetojmë dhe të notojmë në ujë. Shtylla kurrizore na mban drejt dhe gjithashtu lidh pendët tona dhe muskujt. Të mos i kishim këto, do ta kishim të pamundur të jetonim në ujë. E sheh, o shoku im i vogël, si çdo gjallesë tjetër, Allahu na krijoi ne peshqit pa asnjë të metë dhe na ka dhuruar dhuntitë më të mira për ambientin në të cilin jetojmë."

-"Ti nuk noton vetëm sa majtas djathtas, ndonjëherë ti zhytesh në thellësi. Si ia del?" -e pyeti Omeri.

-"Ne mund të zhytemi falë një sistemi trupor të ndryshëm që Allahu na ka dhënë neve peshqve." -ia ktheu shoku. -"Peshqit kanë qese ajri në trup. Për t'u zhytur në thellësi ne i mbushim këto qese me ajër, ndërsa për të dalë në sipërfaqe i zbrazim ato. Ta merr mendja, ne nuk do të kishim kurrë aftësinë t'i zhvillonim këto cilësi vetë, nëse Allahu nuk do të kishte dashur që të ishin kështu."





Në kohën kur babai po ujdiste punët në cep të varkës, Omeri vazhdonte bisedën me peshkun:

-"Po sjell ndër mend vendet ku qarkullojnë turma të mëdha njerëzish, secilit i duhet të ecë në majtë ose në të djathtë në të njëjtën kohë dhe, sidomos kur është errësirë është e pamundur që njerëzit të mos përplasen me njëri-tjetrin. Po ju peshqit si e keni zgjidhur këtë problem?"

Peshku i vogël nisi të shuante kureshtjen e Omerit: -"Për të mos u përplasur me të tjerët rreth jush, juve njerëzve ju duhet të shihni se kë keni përpara, kurse ne peshqit nuk kemi nevojë për këtë sistem pamor. Ne kemi një organ ndijor të përkryer, të quajtur "linja laterale" apo "vija anësore." Ne mund të ndjejmë menjëherë edhe ndryshimin më të lehtë në presionin e ujit, valëzën më të lehtë apo edhe turbullimin më të vogël në rrjedhën e tij për shkak të receptorëve të veçantë në vijën anësore. Vetëm duke ndjerë vibrimet, ne mund të kuptojmë nëse pranë nesh kemi një grabitar, apo një pengesë pa patur nevojë ta shohim me sy. Këta detektorë apo zbulues janë vecanërisht të ndjeshëm ndaj vibrimeve me





frekuencë të ulët të cilat ndodhin pranë nesh. Për shembull, ne mund të ndjejmë menjëherë hapat e njerëzve në breg të detit, apo ndonjë send që hidhet në ujë dhe të reagojmë si të jetë më e përshtatshme."

Omeri ia priti i ngazëllyer: -"Ëëë, tani po e kuptoj. Unë mund të këndoj ose të ndez radion pranë ujit, por ju nuk shqetësoheni, por, me lëkundjen më të lehtë të ujit, për shembull kur tund skelën apo kur hedh një gur, ju të gjithë ia mbathni!"

Shoku i tij i ri vazhdoi të fliste: -"Omer, ky sistem që kemi ne, të cilin shkencëtarët e quajnë vija anësore është një strukturë vërtet mjaft e ndërlikuar. Nuk ka asnjë mundësi që ajo të jetë zhvilluar rastësisht, apo hap pas hapi me kalimin e kohës. Të gjithë përbërësit e këtij sistemi duhet të jenë krijuar të gjithë njëkohësisht, ndryshe ai nuk do të vepronte."

Omeri po e shihte me vërejtje peshkun dhe i ra në sy se ai nuk kishte kapakë në sy. Ndaj, i çuditur, e pyeti:



## SI MARRIN FRYMË PESHQIT NËN UJË?

Sistemi i frymëmarrjes së peshqve është ndryshe nga ai i gjallesave të tjera. Njerëzit kanë hundë me të cilën marrin frymë, ndërsa peshqit kanë velëza. Me to, ata thithin oksigjenin që ndodhet në ajër. Uji, i cili futet vazhdimisht në trupin e tyre, qarkullon nëpërmjet të çarave të velëzave dhe del sërish jashtë. Venat shumë të holla që ndodhen në velëza marrin oksigjenin që ndodhet në ujë dhe e zëvendësojnë atë me dioksid karboni. Shumica e peshqve kanë vrima në hundë, por ato nuk përdoren kurrë për të marrë frymë. Këto vrima kanë qese të vogla brenda tyre dhe përdoren për të nuhatur ujin që qarkullon përreth tyre. Për shembull, peshkaqenët e përdorin nuhatjen për të përcaktuar vendndodhjen e presë.

-"Po ti nuk paske kapakë në sy. Si i mbron sytë?"

-"Ke të drejtë," -u përgjigj shoku. -"Ne peshqit nuk kemi kapakë në sy sikur njerëzit. Ne e shohim botën nëpërmjet një membrane delikate, e cila e vesh syrin. Ti mund ta krahasosh atë me syzet e palombarit. Ne kemi nevojë të shohim vetëm objektet që ndodhen shumë afër, për këtë arsye sytë tanë janë krijuar kështu. Kur na duhet të vështrojmë larg, i gjithë sistemi i lentes zhvendoset prapa në sajë të një mekanizmi muskulor të veçantë që ndodhet brenda në sy. Edhe peshqit më të vegjël kanë një ndërtim të ndërlikuar. Nuk ka dyshim se edhe kjo është një provë tjetër e krijimit të shkëlqyer të Allahut."

Omerit iu kujtua se kishte parë një film dokumentar një ditë më parë. Ishin një tufë me peshq të ngjyrave dhe formave të ndryshme. Solli ndër mend se ngjyrat e tyre të mrekullueshme dhe cilësitë e tyre mahnitëse ishin fakte shumë të mira që tregonin krijimin e përkryer të Allahut. Peshku, shoku i tij i zgjuar vazhdonte t'i mësonte dituri për jetën e tij:



-"A e dije o shok i

vogël, se trupi ynë është i mbuluar me një mbulesë shumë të fortë?"

-"Omeri vrau mendjen për nja dy sekonda dhe iu përgjigj: -"Po, ti ke një lëkurë me luspa, e kam parë, si jo. Po, nuk duket shumë e trashë."

-"Kjo lëkurë përbëhet nga dy shtresa: shtresa e sipërme dhe e poshtme," -e sqaroi peshku. -"Në brendësi të shtresës së sipërme ndodhen disa gjendra, të cilat prodhojnë një lëndë të quajtur mukozë, që ndihmon për të zvogëluar fërkimin deri në nivelin më të ulët gjatë kohës kur lëvizim në ujë. Kjo na ndihmon që të notojmë më shpejt. Po ashtu, ajo është edhe e rëshqitshme dhe grabitqarët nuk na kapin dot. Një tjetër tipar i mukozës është se na mbron nga sëmundjet."





Omeri i tha: -"Njëherë, unë u përpoqa të kapja me dorë peshqit në kovën e babait, po ata më rrëshqisnin nga dora përsëri."



Peshku buzëqeshi me atë që i tregoi Omeri e ia ktheu: -"Të veçantat për lëkurën tonë nuk mbarojnë këtu. Në pjesën e sipërme të lëkurës është një shtresë e veçantë e përbërë nga keratina. Ajo është një material i fortë dhe i qëndrueshëm, e cila formohet nga vdekja e qelizave të vjetra në shtresën e poshtme, të cilat e humbin kontaktin me burimin e ushqimit dhe oksigjenit."

"Kjo shtresë e përbërë nga keratina e pengon ujin të hyjë në trup dhe është e dobishme në ekuilibrimin e presionit të brendshëm dhe të jashtëm. Nëse nuk do të ishte kjo shtresë, uji do të futej në trupin tonë, ekuilibri i presionit do të shkatërrohej dhe ne do të vdisnim menjëherë."











Omerit i bënë shumë përshtypje ato që i tregoi peshku dhe i tha:

-"Çfarë tiparesh të rëndësishme ka lëkura e peshkut, për të cilën asnjeri nuk e vret mendjen!"

-"Ashtu është," -pranoi peshku. Omer, siç mund ta shohësh, është Allahu, i Cili krijoi gjithçka, Ai që u ka dhënë peshqve të gjitha cilësitë që kanë. Ai i njeh mirë nevojat e të gjitha krijesave."

Omeri dëgjoi zërin e babait që vinte nga pupa e varkës.

-"Eja, Omer! Erdhi koha për t'u kthyer në shtëpi!"

Omeri ndaloi për një çast sa për t'i thënë mirupafshim shokut të tij:

-"Faleminderit për gjithçka që më mësove. Sa herë që të shoh ndonjë peshk, do të kujtoj edhe një herë krijimin e mrekullueshëm të Allahut dhe do ta falenderoj Zotin tonë për të gjitha mirësitë që na ka dhuruar."





# RESHADI DHE TEFIKU



Reshadi dhe Tefiku ishin shokë. Gjyshja e Reshadit banonte në të njëjtin rreth me familjen e Tefikut. Ata kalonin shumë kohë së bashku, sepse Reshadi kalonte pushimet e dimrit dhe të verës tek gjyshja e tij çdo vit.

Simestrit të parë po i vinte fundi. Të gjithë nxënësit i kishin marrë dëftesat dhe Tefiku dhe shokët e tij filluan të shijonin pushimet. Por, ngaqë moti ishte i ftohtë, ata nuk rrinin edhe aq përjashta gjatë ditëve të para të pushimve. Megjithatë, ata dilnin ndonjëherë, shiheshin me shokët, luanin lojra të ndryshme, edhe pse për një kohë të shkurtër. Po ashtu, ndonjëherë, ata takoheshin në shtëpinë e njërit prej shokëve dhe



bisedonin duke ngrënë ëmbëlsirat që kishte pregatitur e ëma e shokut.

Por, ndonëse kishte kaluar një javë, Tefikut nuk ia kishin zënë sytë Reshadin. Pyeti për të shokët e tjerë mos e kishin parë. Ata thanë të gjithë se nuk e kishin parë qysh ditën e fundit të shkollës. Tefiku mendoi se ai ndoshta nuk dilte përjashta sepse ishte shumë ftohtë, ndonëse e dinte se, zakonisht ai dilte edhe po të binte dëborë, sepse Reshadit i pëlqente shumë të luante në dëborë. Kështu, vendosi ta merrte në telefon.

Sapo hyri në shtëpi, u drejtua për nga telefoni dhe mori në shtëpinë e gjyshes së Reshadit. Në telëfon u përgjigj gjyshja e tij që ia njohu menjëherë zërin.

-"Nuk e kam parë Reshadin qysh kur mbaroi shkolla," -i tha Tefiku.

-"Isha i shqetësuar. Mendova të vija dhe ta takoja nesër, por vendosa të marr në telefon më parë."

Gjyshja e Reshadit i tregoi se ai nuk kishte ardhur fare të rrinte atje sepse ishte i sëmurë. E ishte zënë gripi keq dhe duhet t'i kalonte pushimet në shtrat, duke pushuar. -"Ja, të të jap numrin e tij," -tha ajo. -"Ai do të kënaqet shumë kur të ta dëgjojë zërin."

Tefiku e mbajti shënim numrin dhe e mori në telefon në çast.

U përgjigj nëna e Reshadit. -"Reshad! Po të merr shoku yt, Tefiku," dhe ia dha telefonin Reshadit, i cili ishte shtrirë në dhomën e tij të gjumit.



Reshadi e mori telefonin dhe i tha Tefikut:
-"Sa më gëzove që more në telefon."

Tefiku i tha se ishte bërë merak sepse nuk e kishte parë ditët e pushimeve dhe, pasi kishte pritur disa ditë, mori në telefon gjyshen e Reshadit dhe i kishte ardhur shumë keq kur mori vesh se ai ishte i sëmurë.

Reshadi i tha se e kishte zënë gripi rëndë sapo filluan pushimet dhe duhej të qëndronte në shtëpi, sepse doktori i tha të rrinte brenda, të pushonte dhe të mos shkonte askund derisa të bëhej më mirë. Ja, kështu po i kalonte pushimet.

-"Të shkuara," -e uroi Tefiku. -"Më vjen shumë keq për ty. Shpresoj që ta marrësh veten sa më shpejt." I tha atij se edhe shokët e tjerë kishin pyetur për të. Nuk e mbajti gjatë në telefon sepse nuk donte ta lodhte.

Reshadi ia ktheu: -"U kënaqa shumë që more. Bëji të fala shokëve nga unë dhe mos harro të më marrësh përsëri në telefon.

Tefiku i uroi edhe një herë shërim të shpejtë dhe uli receptorin. U mërzit shumë që shoku i tij ishte i sëmurë dhe duhej t'i kalonte pushimet ashtu.

Kur nëna e vuri re që ishte i mërzitur, e pyeti se çfarë e shqetësonte. Ai i tregoi si e kishte hallin shoku i tij. -"Kush e di sa i mërzitur po i kalon ashtu pushimet. Po vras mendjen çfarë mund të bëj tjetër për të," -tha ai.

Nëna e tij u mendua pak dhe ia ktheu: -"Ata nuk banojnë shumë larg. Ne mund të shkojmë dhe ta vizitojmë. Nëna e Reshadit është mikja ime e vjetër dhe nuk e kam parë ka kohë.

-"Oh, sa mirë mami! Kur mund të shkojmë?" - brofi Tefiku nga gëzimi.

-"Merre Rashidin në telefon dhe pyete kur është më e përshtatshme për vizitë," - i tha e ëma.

Të nesërmen në mëngjes, Tefiku e mori në telefon herët Reshadin. I tha se donte ta vizitonte dhe e pyeti se kur mund të ishte koha më e mirë.

Reshadi u gëzua shumë, po ashtu, edhe e ëma. I tha se mund të vinin të nesërmen.

Tefiku dhe nëna e tij u nisën mëngjesin e së nesërmes. Pas udhëtimit prej disa orësh, mbërritën në shtëpinë e Reshadit. Nëna e tij i priti fytyrëqeshur duke i thënë:

-"U kënaqa pa masë kur e mora vesh se do të vinit. Keni bërë gjithë këtë rrugë të gjatë."

Të gjithë bashkë u ngjitën në dhomën e Reshadit. Ai i përshëndeti i lumtur që nga shtrati. Pasi e pyetën për shëndetin dhe si biseduan pak, nënat i lanë vetëm.

Atëherë, diçka ia tërhoqi vëmendjen Tefikut. Megjithëse i duhej të rrinte në shtrat dhe t'i kalonte pushimet shtrirë, Reshadi dukej shumë i qeshur. Nuk dukej fare i mërzitur për gjendjen e tij.

-"Unë mendova se do të të gjeja shumë të mërzitur dhe të zymtë," -i tha Tefiku.

- Po të isha unë në vendin tënd, t'i kaloja pushimet kështu, do të mërzitesha vërtet shumë. Por, siç po shoh, ti je mjaft i qeshur. Nuk dukesh i mërzitur fare."

-"Po, ashtu është," - pranoi Reshadi. -"Ditët e para kështu mendoja edhe unë dhe ndihesha shumë keq. -"Isha kaq i mërzitur sa, nuk më mbaheshin lotët herë pas here. Kushëriri im, Aliu u shqetësua kur pa gjendjen time. Më vizitoi përsëri disa ditë më vonë kur isha pak më mirë. Me vete kishte një libër. Më tha se nuk e kishte



mbaruar ende së lexuari dhe se do të ma kalonte edhe mua kur ta mbaronte, po kishte dëshirë të më lexonte mua një pjesë që e kishte mbaruar."

-"I thashë se edhe unë kisha dëshirë ta dëgjoja. Libri tregonte se, Allahu e kishte krijuar gjithçka me një qëllim të caktuar dhe se ka mirësi edhe në gjërat që në pamje të parë duken si të këqija. Ai thoshte se njerëzit, të cilët i besojnë Allahut dhe mbështeten tek Ai duhet të sillen duke e ditur se patjetër në gjithçka ka mirësi dhe bekim."

Ai jepte shumë shembuj për këtë. Një nga ata ishte për sëmundjet. Ato fjalë më prekën shumë. Siç thuhej në libër, edhe sëmundjet më të lehta si gripi, tregojnë se sa të pafuqishëm jemi. Gripi shkaktohet nga një virus i vogël që nuk mund të shihet me sy të lirë. Por, ky virus ia merr fuqinë njeriut dhe e detyron atë të qëndrojë në shtrat. Kështu, ai arrin në atë gjendje ku, as mund të ecë, as mund të flasë si më parë. Njeriu s'mund të bëjë gjë tjetër, veçse, të shtrihet dhe të presë t'i vijë shërimi."

-"Ashtu është," -pranoi Tefiku. -Kur ndodh që të sëmuresh, gjithçka që mund të bësh është të pish ilaçet dhe të presësh të shërohesh."

Reshadi vazhdonte të tregonte:

-"Vetëm kur sëmuremi e kuptojmë se sa bekim i madh është shëndeti i mirë. Kur njeriu ka shëndet të mirë dhe mund të ecë, të vrapojë dhe të luajë pa asnjë lloj pengese, duhet ta kujtojë sëmundjen dhe t'i jetë mirënjohës Allahut. Kur ngrihesh në mëngjes, të jesh i aftë të ecësh, të vraposh dhe të bësh çfarë të duash dhe kur të duash dhe pa ndihmën e asnjë njeriu është një dhuratë e madhe nga Allahu. Siç thuhej në libër, Allahu e ka krijuar sëmundjen për t'i bërë njerëzit të meditojnë mbi këtë dhe ta marrin parasysh."

-"Po, nuk ka asnjë dyshim," -tundi kryet Tefiku.

Reshadi vazhdonte bisedën: -"Kur fillova të mendoj kështu, nuk isha më i mërzitur. Ndihem shumë i kënaqur, sepse dalëngadalë po bëhem më mirë. Kur të fillojë shkolla, do të jem shëruar plotësisht. Atëherë do të kënaqem shumë me shëndetin tim dhe do të vrapoj dhe luaj."

Në ato fjalë, nëna e Tefikut hyri në dhomë dhe i tha se duhet të largoheshin.

-"Edhe unë dua ta lexoj atë libër. Do të ma dërgosh kur ta kesh mbaruar?" - e pyeti Tefiku.

-"Patjetër," -ia ktheu Reshadi. -"Sapo ta mbaroj, do të ta dërgoj."

Gjatë rrugës për në shtëpi, Tefiku mendonte për ato që dëgjoi nga Reshadi. Ai u kënaq shumë që e pa të lumtur dhe dëgjoi gjithë ato që i rrëfeu ai. Mendoi me vete:

-"Shëndeti i mirë është një dhuratë e paçmuar dhe kur të kthehem në shtëpi do t'u tregoj të gjithë shokëve për këtë."



# Shtojcë Mashtrimi i Evolucionit

Në këtë pjesë të librit, ne do të marrim në shqyrtim disa ide të mbrojtura nga evolucionistët, të cilët nuk besojnë në ekzistencën e Allahut dhe përpiqen t'i mashtrojnë të tjerët, duke pretenduar se, gjithçka erdhi në jetë vetë dhe rastësisht. Por, kur dikush përpiqet të mashtrojë dikë tjetër, e vërteta do të dalë një ditë në shesh. Nëse njeriu, i cili mashtrohet është i zgjuar, gjithmonë do të jetë i vetëdijshëm për faktin se është gënjyer. Evolucionistët janë kontraktiktorë, për arsye se thonë gënjeshtra. Në faqet në vazhdim do të shohim se, sa të pabaza janë pohimet e tyre dhe se si është zbuluar mashtrimi i tyre.

## ÇFARË ËSHTË TEORIA E EVOLUCIONIT?

Teoria e evolucionit është njëra nga idetë e gabuara të parashtruara nga njerëz, të cilët nuk besojnë në ekzistencën e Allahut. Në fillim, kjo ide u propozua nga Çarls Darvini, 150 vjet më parë. Sipas kësaj teorie jologjike, çdo gjë erdhi në ekzistencë spontanisht, në sajë të ndodhive të rastit. Për shembull, sipas Darvinit, një ditë të bukur, peshqit u shndë-

ruan në gjitarë. Një ditë tjetër, ndodhi diçka tjetër e rastit; zvarranikët u shndëruan në zogj dhe filluan të fluturonin. Sa për njerëzit, ata kanë ardhur nga majmunët. Nuk ka absolutisht asnjë të vërtetë në këtë pohim. E vërteta e vetme është se, Allahu na krijoi ne, të gjitha gjallesat e tjera, botën dhe universin. Darvini dhe të tjerët që e kanë ngritur këtë pretendim, kanë thënë një gënjeshtër të madhe.

Atomet janë pjesëzat më të vogla, prej të cilave përbëhet lënda, qoftë e gjallë ose jo e gjallë. Kjo do të thotë se, çdo gjë rreth jush, përfshi edhe veten tuaj, është formuar në sajë të bashkimit të miliona atomeve. Evolucionistët (ata që ndjekin teorinë e Darvinit) thonë se, atomet vendosën të bashkohen dhe kështu, erdhën në jetë gjallesat. Sipas këtij pohim jologjik, një ditë, u ngrit një erë e madhe apo një stuhi dhe u bashkuan të gjitha këto atome. Sipas skenarit të Darvinit, këto atome u bashkuan për të formuar qelizat. Siç e dini, çdo gjallesë përbëhet prej qelizash. Këto qeliza, më pas, bashkohen për të formuar sytë, veshët, gjakun, zemrën, shkurt, gjithë trupin tuaj. Ju duhet të keni parasysh se, qelizat janë sisteme shumë komplekse, apo të ndërlikuara. Në çdo qelizë, ka shumë organele të ndryshme.



Ne mund ta krahasojmë një qelizë me një fabrikë të madhe. Në të ka shumë punëtorë, transportues për materialet, porta për hyrje dhe dalje, qendra prodhimi, transportues mesazhesh, qendra të kontrollit të energjisë, etj. A është e mundur për një fabrikë që të vijë në jetë vetë, rastësisht, pas një stuhie ku, gurët, dheu dhe uji u bashkuan dhe ajo u ndërtua rastësisht? Sigurisht që jo! Çdo njeri do të qeshte me këtë pohim absurd. Megjithatë, evolucionistët, shprehin një pohim që është po kaq qesharak duke thënë se, "Qeliza u formua rastësisht. " Ata duan të na bëjnë të besojmë se këto qeliza formuan qeniet e gjalla kur u bashkuan nga një lloj rastësie.

## T'i lemë Evolucionisët të Bëjnë një Eksperiment!

T'i lemë të marrin një fuçi të madhe dhe le të hedhin në të çfarë të dëshirojnë. Le të hedhin të gjitha materialet e nevojshme për formimin e një qenie të gjallë.

Më pas, ata mund t'i shtojnë asaj nxehtësi apo elektricitet sa të duan dhe mund ta vëzhgojnë atë për miliona vjet. (Ata mund t'ia lenë këtë detyrë edhe evolucionistëve të rinj, sepse gjithë jeta nuk do t'u mjaftonte për të kryer këtë punë.) Çfarë do të ndodhte pas kësaj? A mendoni se, qershitë, shalqinët, kumbullat, manushaqet, trëndafilat, elefantët, luanët, qingjat, bletët, macet, qentë, ketrat dhe peshqit mund të dilnin nga kjo fuçi? A mund të dilte prej saj një njeri, i cili lumturohet apo emocionohet, të cilit i pëlqen të dëgjojë muzikë dhe të lexojë libra? Sigurisht që jo! Prej saj nuk mund të dilte asnjë njeri, të themi një profesor, i cili të ndiqte zhvillimin e saj. Jo vetëm që s'mund të dilte asnjë profesor, por asnjë qelizë e vetme nga trilonët e

qelizave të trupit të një profesori. Atomet janë të pajeta. A mund të bashkohet lënda e pajetë dhe të prodhojë një qenie të gjallë, që qesh dhe mendon? Sigurisht që jo. Asnjë gjallesë e vetme nuk mund të krijohej prej asaj fuçie, sepse gjallesat nuk përbëhen prej copëzash lënde të pajetë, që formohet rastësisht. Allahu i ka krijuar të gjitha qeniet e gjalla. Ai ka krijuar njerëzit, malet, liqenet, qingjat, luanët dhe lulet, atëherë kur nuk kishte asgjë në ekzistencë. Ai ka krijuar gjithçka nga asgjëja, vetëm duke thënë: "Bëhu!"

**Lënda e pajetë kurrë nuk mund të bashkohet për të formuar një krijesë të gjallë. Allahu ka krijuar universin dhe të gjitha gjallesat në të nga asgjëja.**



## SI KANË EVOLUAR GJALLESAT SIPAS EVOLUCIONISTËVE?

Allahu i ka krijuar të gjitha llojet e gjallesave dhe asnjë prej tyre nuk mund të evoluojë prej tjetrës. Kjo për faktin se, çdo specie ka karakteristikat e saj të veçanta. Teoria e evolucionit është e gabuar në pohimin se saj se, gjallesat kanë evoluar me kalimin e kohës, kanë zhvilluar karakteristika të ndryshme dhe janë shndëruar në gjallesa të tjera. Ju të gjithë i keni parë breshkat, hardhucat dhe gjarprinjtë. Evolucionistët ngrenë pretendimin e palogjikshëm se këta zvarranikë, me kalimin e kohës, u shndëruan në zogj. Po cilat janë këto shkaqe që i bënë zvarranikët të shndërohen në krijesa të tjera? Evolucionistët besojnë se, evolucioni ndodh si rezultat i dy ngjarjeve të veçanta, të cilat ndodhin në të njëjtën kohë, të quajtura "mutacione" dhe "përzgjedhje natyrore." Ky është në të vërtetë një besim i palogjikshëm dhe pa asnjë bazë shkencore.

### Çfarë Është Përzgjedhja Natyrore?

Shpjegimi më i thjeshtë për përzgjedhjen natyrore është se, krijesat që janë më të afta mbijetojnë, ndërsa ato më të dobëtat janë të destinuara të zhduken. Le ta shpjegojmë këtë me anë të një shembulli: mendoni për një tufë drerësh, të cilët sulmohen shpesh nga kafshët e egra. Atëherë, çfarë ndodh? Drerët fillojnë të vrapojnë shpejt, por, vetëm më të shpejtit dhe më të shkathëtit do të mbijetojnë. Gradualisht, drerët e dobët dhe më të ngathët do të zhduken krejtësisht, për shkak se do t'i sulmojnë grabitqarët. Ndërkaq, do të mbeten vetëm drerët e shëndetshëm dhe të fortë. Prandaj, pas pak kohe, tufa do të përbëhet vetëm prej drerësh të aftë. Ajo çfarë kemi thënë deri këtu është e drejtë, por, këto që thamë nuk kanë të bëjnë fare me evoluci-



Në botë ka me mijëra lloje gjallesash. Evolucionistët kurrë nuk do të jenë në gjendje të shpjegojnë se, si erdhën në jetë ato. Ky është një nga shembujt më të mirë që shfaq mjeshtërinë krijuesetë Allahut.

onin. Megjithatë, evolucionistët besojnë se, kjo tufë drerësh do të zhvillohej gradualisht në një lloj tjetër kafshe, si psh, në gjirafa. Ju vetë mund ta kuptoni se sa të gabuar janë ata në pohimet e tyre! Ju e kuptoni se, sa të gabuar janë ata! Nuk ka rëndësi se sa shpejt vrapon një dre, apo se sa lart e ngre qafën, ai nuk mund të kthehet në një krijesë tjetër, psh në një luan apo gjirafë. Kjo mund të ndodhë vetëm nëpër përralla. Ju ndoshta mund ta dini të gjithë hisorinë për bretkocën që u shndërua në princ. Megjithatë, në jetën e vërtetë, për një dre është e pamundur që të kthehet në një luan apo ndonjë kafshë tjetër. Por, megjithatë, evolucionistët ende këmbëngulin se kjo gjë mund të ndodhë!




## Ç'janë Mutacionet?

Mutacionet janë ndryshime që sjellin pasoja negative tek një organizëm i gjallë. Ato mund të shkaktohen nga rrezatimet apo nga substancat kimike. Pasojat që lenë pas rrezatimet apo substancat kimike mbi qeniet e gjalla janë gjithmonë të dëmshme. Afërsisht 60 vjet më parë, gjatë Luftës së Dytë Botërore, një bombë atomike u hodh në qytetin Hiroshima të Japonisë. Ajo shpërndau rrezatim në atë zonë dhe kjo u shkaktoi dëm të madh njerëzve. Rrezatimi i saj shkaktoi sëmundje të rëndë tek shumica e njerëzve që iu ekspozuan atij ose vdekje. E, ç'është me keqja, ajo shkatërroi disa prej sistemeve të tyre në organizëm dhe kjo bëri që fëmijët e tyre të lindnin ose të sëmurë ose të paralizuar, të gjymtuar. Ja pra, kjo është ajo që evolucionistët duan të na bëjnë ne të besojmë: Një ditë të bukur, një peshk i nënshtrohet një procesi mutacioni; psh, ndikohet nga pasojat e rrezatimit, si njerëzit e Hiroshimës, apo nga diçka tjetër të ngjashme. Si rezultat i këtij mutacioni, në trupin e peshkut ndodhin disa ndryshime dhe një ditë ai shndërrohet në krokodil. Ky pohim me të vërtetë na bën për të qeshur. Për më tepër, ashtu siç e përmendëm më lart, mutacionet janë gjithmonë të dëmshme tek qeniet e gjalla. Ato, ose mund t'i lenë të gjymtuara, ose mund t'i sëmurin gjallesat. Pohimin e evo-

lucionistëve ne mund ta krahasojmë me shembullin më poshtë: nëse do të merrnit një sëpatë dhe ta godisnit fort një televizor bardhë e zi, si thoni, do të kthehej në një televizor me ngjyra? Sigurisht që jo! Nëse, ndonjëherë, do të godisnit një televizor e pakta do të ishte të merrnit në dorë një kafaz pë llumbash. Po kështu, do të ndodhte nëse do të godisnit diçka tjetër me sëpatë, pa dyshim që do ta dëmtonte atë. Ashtu, edhe mutacionet i dëmtojnë qeniet e gjalla.





**Ai nuk ka shok në sundimin e Tij. Ai krijoi çdo gjë dhe e përsosi në mënyrë të qartë e të matur. (Furkan: 2)**

# FOSILET QË EVOLUCIONISTËT NUK PO MUNDEN T'I GJEJNË

Një fosile është një pjesë e një kafshe apo e një bime që ka qenë nën tokë për një kohë të gjatë, zakonisht, mijëra apo miliona vjet. Ajo ruhet në formacionet shkëmbore që ndodhen në koren e tokës. Me qëllim që një bimë apo kafshë të kthehet në fosile, ajo duhet që të varroset menjëherë pasi ngordh. Për shembull, nëse në tokë do të ndodhej një zog dhe mbi të binte një pirg rëre dhe ta vriste, mbetjet e këtij zogu do të ruheshin për miliona vjet. Ngjashëm me këtë rast, mund të kemi rrëshirën e disa pemëve, të cilat fosilizohen në sajë të proceseve gjeologjike dhe në këtë rast quhen "qelibar." Në të kaluarën, kjo rrëshirë kapte zogjtë në



**Nën shtresat e kores së tokës gjenden mbetjet e krijesave që kanë jetuar në të kaluarën. Këto mbetje quhen fosile dhe ato hedhin poshtë teoritë e hedhura prej evolucionistëve.**



**Kërmill fosil**



**Merimangë fosile**

**Allahu krijoi çdo gjallesë prej uji. Ka prej tyre që zvarriten rrëshqitas në barkun e vet, ka që ecin me dy këmbë, ka edhe të tilla që ecin të me katër këmbët ...**

grackë, kur rridhte nëpër pemë. Ajo, më pas, u ngurtësua dhe qelibari dhe insektet brenda saj janë ruajtur shumë mirë për miliona vjet me rradhë deri në ditët e sotme. Ky fakt na ndihmon ne të mësojmë shumë për krijesat që kanë jetuar shumë kohë më parë. Të tilla mbetje të ruajtura mirë të një lloji apo të një tjetri quhen fosile.

## Ç'kuptojmë me "Forma Kalimtare" të Fosileve?

Gënjeshtra më e madhe që kanë sajuar evolucionistët është ajo e "formave kalimtare". Në disa libra evolucioni ajo mund të gjendet edhe me termin "forma të ndërmjetme kalimtare." Siç e dini, evolucionistët parshtrojnë idenë se, krijesat kanë evoluar nga njëra-tjetra. Ata gjithashtu pohojnë se, krijesa e parë erdhi në jetë në sajë të rastësisë. Ata duan të na bëjnë të besojmë se, me kalimin e kohës, kjo krijesë u shndërua në një tjetër, e kështu me rradhë. Evolucionistët thonë se peshqit, për shembull, e kanë prejardhjen nga një krijesë që i ngjante yllit të detit. Kjo do të thotë se, një ditë të bukur, në sajë të mutacionit, ylli i detit e humbi njërin nga krahët e tij. Përgjatë miliona vjetësh në vazhdim, ai i





Evolucionistët pretendojnë, për shembull, se, yjet e detit u zhvilluan për miliona vjet dhe u shndërruan në peshq. Sipas këtij pohimi, duhet të ketë shumë "forma të ndërmjetme" që gjenden midis yjeve të detit dhe peshqve. Por, deri tani, nuk është gjetur asnjë formë e tillë e ndërmjetme. Në mbetjet fosile gjenden yje deti dhe peshq, por, nuk ekziston asnjë formë e ndërmjetme me një formë të çuditshme që ngjan me të dy llojet.

humbi edhe disa nga krahët e tjerë, përveç nja dyve që filluan të bëhen fletëza notimi për hesap të tyre. Po ashtu, në të njëjtën kohë, ndodhën edhe shumë ndryshime që janë të nevojshme që një yll deti të shndërohet në peshk. (Asgjë nga këto që po themi nuk ka ndodhur kurrë, por, ne vetëm sa po ju kujtojmë ju të dashur fëmijë se, me çfarë duan të na mashtrojnë evolucionistët. Sipas teorisë së tyre, yllit të detit iu desh të kalonte nëpër shumë faza, derisa të kthehej në peshk. Kështu, këto krijesa imagjinare, në fazat e tyre të transformimit quhen lloje të ndërmjetme në procesin e evolucionit. Sërish, sipas teorive jologjike të evolucionictëve, të gjitha ato duhet të kenë disa pjesë rudimentare apo të paformuara mirë. Për shembull, llojet e ndërmjetme, të cilat, gjasme janë formuar ndërsa peshqit po ktheheshin në zvarranikë, duhet të kenë këmbë, fletëza notimi, mushkëri dhe velëza "gjysmë të zhvilluara". Ne duhet të kemi parasysh se, nëse në të kaluarën do të kishin jetuar krijesa të tilla, do të gjenim patjetër fosile të tyre. Është interesant fakti se, deri tani nuk është gjetur asnjë fosile e këtyre llojeve të ndërmjetme, për të cilët evolucionistët pretendojnë të kenë ekzistuar. Krijesat nuk kanë ardhur nga njëra-tjetra. E vërteta është se, ato u sollën në jetë menjëherë, me të gjitha karakteristikat e tyre të paprekura dhe pa të me-





Qindra fosile peshqish dhe yjesh deti janë gjetur. Por përkundër trillimeve të evolucionistëve, asnjë fosil i ndërmjetëm nuk është gjetur që të tregojë një yll deti në procesin e shndërrimit në peshk.

Një fosil peshku 50 milion vjeçar





Yjet e detit nuk kanë ndryshuar kurrë. Ata janë sot ekzaktësisht siç kanë qenë miliona vjet më parë. Kjo vërteton se evolucionistët kanë gënjyer. Sipër mund të shihni një yll deti dhe përkrah një yll deti fosil 400 milion vjeçar.



Foto e një gaforeje fosile që ka jetuar 150 milion vjet më parë



Foto e një gaforeje që jeton në ditët e sotme. Nuk ka asnjë ndryshim midis dy gaforeve, apo jo?

ta. Ata nuk ndryshojnë aspak nga anëtarët e tjerë të llojeve të ndryshme, të cilat janë të gjalla në ditët e sotme. Allahu i krijoi ato të gjitha, pa përjashtim.

## ÇFARË NDODHI GJATË PERIUDHËS KEMBRIANE?

Fosilet më të vjetra, janë ato, të cilat datojnë që nga koha e njohur si era Kembriane, që do të thotë 500 milion vjet më parë. Krijesat që kanë jetuar gjatë kësaj ere provojnë gjithashtu se, teoria e evolucionit është tërësisht një marrëzi. Po në ç'mënyrë?

Këto krijesa janë shfaqur të gjitha njëherësh gjatë erës Kembriane. Para tyre nuk kishte asnjë gjallesë në planet. Fakti që, këto krijesa u shfaqën prej asgjësë dhe përnjëherë, është një provë që vërteton se, Allahu i krijoi ato në një moment të vetëm. Nëse teoria e propozuar nga evolucionistët do të ishte e vërtetë, atëherë, këto krijesa do të kishin evoluar gradualisht prej paraardhësve të tyre më të thjeshtë. Por, megjithatë, këto krijesa nuk kanë as paraardhës, as forma të kalimtare që të kenë jetuar para tyre. Nuk ka absolutisht asnjë gjurmë organizmash të tillë askund në mbetjet fosile. Fosilet na tregojnë se, këto krijesa, ashtu si dhe të gjithë gjallesat e tjera, u shfaqën papritur gjatë erës Kembriane, me të gjitha cilësitë e tyre të paprekura, por, pa asnjë paraardhës të supozuar evolutiv, prej të cilit të kishin evoluar. Kjo është prova më e qartë se, Allahu është Krijuesi i tyre. Për shembull, gjatë erës Kembriane ka jetuar një krijesë e quajtur trilobite, ndonëse ne nuk mund t'i shohim ato tani, sepse janë zhdukur. Trilobitet kishin sy shumë të ndërlikuar dhe të përsosur. Ato përbëheshin prej qindra qelizash në



formë hojesh dhe këto qeliza u mundësonin atyre që të shihnin në mënyrë të përkryer. Është e qartë se, gjallesa me të tilla karakteristika të mrekullueshme nuk ka mundësi që të kenë ardhur në jetë në sajë të rastësisë.

## GËNJESHTRA SE PESHQIT JANË SHNDËRUAR NË ZVARRANIKË

Evolucionistët thonë se, zvarranikët e kanë prejardhjen nga peshqit. Sipas tyre, një ditë, kur ushqimi në det u pakësua mjaft, peshqit vendosën ta kërkonin atë në tokë dhe kur mbërritën atje, ata u shndëruan në zvarranikë me qëllim që të mbijetonin. Siç mund ta shihni, kjo është një ide absurde, sepse gjithkush e di se çfarë do të ndodhte nëse peshqit do të mbeteshin pa ujë: ata do të ngordhnin! Keni shkuar ndonjëherë për peshk? Vetëm mendoni! Çfarë do të ndodhte nëse peshkut do t'i ngecte karremi dhe do të varej në kallamin tuaj dhe ju do t'i shpëtonit jetën dhe do ta çonit në shtëpi për të pushuar në oborrin tu-





aj? Ashtu siç thamë edhe më parë, sigurisht që do të ngordhte. Nëse do të shkonit përsëri për peshk dhe do të kapnit mjaft dhe t'i çonit përsëri në shtëpi, çfarë do të ndodhte? Po e njëjta gjë: ata të gjithë do të ngordhnin! Me gjithatë, evolucionistët refuzojnë të pajtohen me këtë fakt. Ata thonë se, një nga peshqit në oborrin tuaj, papritur filloi të ndryshojë kur ishte duke ngordhur dhe u shndërrua në zvarranik dhe vazhdoi të jetonte! Kjo është plotësisht e pamundur! Kurrë nuk mund të jetë e mundur, sepse midis peshqve dhe krijesave të tokës ka shumë ndryshime dhe të gjitha ato nuk mund të ndodhin papritur dhe rastësisht. Le të përmendim disa elementë që u nevojiten peshqve për të mbijetuar në tokë:

1. Peshqit përdorin velëzat për të marrë frymë në ujë. Në tokë ata nuk mund të marrin frymë me velëza dhe kështu do të ngordhin nëse do të mbeten pa ujë. Atyre u duhen mushkëritë. Le të supozojmë se, një peshku iu mbush mendja të linte ujin dhe të jetonte në tokë: ku do t'i gjente mushkëritë? Për më tepër, ai nuk e ka idenë se ç'janë mushkëritë!

2. Peshqit nuk kanë një sistem veshkash si i yni, por, nëse do t'ju duhej të jetonin në tokë do të kishin nevojë për një të

tillë. Nëse do të vendosnin të lëviznin në tokë të thatë, është shumë e qartë se, një peshk nuk do të ishte i aftë të gjente diku ndonjë palë veshka për vete.

3. Peshqit nuk kanë këmbë, prandaj nuk mund të ecin kur mbërrijnë në breg. Po si ia bënë peshqit të gjenin këmbë, kur vendosën të dilnin në tokë të thatë? E gjitha kjo është qartas e pamundur. Janë vetëm nja treqind gjëra që duhet të kishin patur peshqit, me qëllim që të mbijetonin në tokë.

## Po Peshku Me Emrin Koelakanth?

Për vite me rradhë, evolucionistët, një peshk me emrin koelakanth, e kanë quajtur si formë kalimtare, e cila pothuajse kishte dalë në breg të detit. Në të gjithë librat dhe revistat e tyre, ata e portretizonin atë si një provë të teorisë së tyre. Ata mendonin se, koelakanthi kishte shumë kohë që ishte zhdukur. Kjo është arsyeja pse shpikën një seri historish false kur studiuan fosilet e këtij peshku. Vetmë pak vjet më vonë, një peshkatar kapi një koelakanth të gjallë. Qysh atëherë, janë kapur shu-





Evolucionistët pretendojnë se, koelekanthi është një peshk që filloi të shdërrohej në një zvarranik. Më vonë, u zbulua një koelekanth i gjallë, duke dalë në shesh marifeti i evolucionistëve. Koelekanthi është një peshk i vërtetë.

më të tjerë. U bë e qartë se, koelakanthi është një peshk normal. Për më tepër, sipas evolucionistëve nuk ishte përgatitur për të dalë në breg. Evolucionistët janë shprehur se: "Ai jetonte në ujë shumë të cekët dhe po bëhej gati të dilte në breg." Në të vërtetë, koelakanthi jetonte në ujë shumë të thellë. Ai nuk ishte një formë kalimtare siç donin të besonin evolucionistët, por ishte një peshk i vërtetë. Që atëherë, deri në ditët e sotme, janë zbuluar mjaft ide fallco të evolucionistëve.

## POHIMI SE, ZOGJTË E KANË PREJARDHJEN NGA ZVARRANIKËT ËSHTË I GËNJESHTËRT

Një deklaratë tjetër të gënjeshtërt që bëjnë evolucionistët është në lidhje me faktin se, si erdhën në jetë zogjtë. Përralla e tyre e gjatë thotë se, zvarranikët, të cilët jetonin nëpër pemë, filluan të kërcenin nga njëra pemë tek tjetra dhe, në këtë kohë, ata zhvilluan krahët. Madje, një përrallë tjetër është se, disa zvarranikë, duke u përpjekur të kapin miza, filluan të



vraponin dhe të përplasnin parakrahët dhe se, këta, më vonë, u shndërruan në krahë. A nuk është absurde të imagjinosh një dinosaur të zhvillojë krahë duke vrapuar? Gjëra të tilla mund të ndodhin vetëm nëpër përralla apo filma vizatimorë. Ka edhe një çështje shumë të rëndësishme. Këta evolucionistë thonë se, ky dinosaur i madh zhvilloi krahë kur përpiqej të kapte miza. Mirë, po si ia bënte vetë miza për t'u ngritur në ajër? Ku i gjeti krahët? Kur ata përpiqeshin të shpjegonin se, si mund të fluturonte një dinosaur i madh, a nuk duhet të kshin shpjeguar më parë se si mundej të fluturonte një insekt i vogël? Sigurisht që po. Por, kjo është një nga çështjet që evolucionistët nuk do të jenë kurrë në gjendje ta shpjegojnë. Miza është një nga krijesat më të mira fluturuese në tokë. Ajo mund t'i përplasë krahët nga 500–1000 herë në





sekondë. Siç e dini, ajo mund të manovrojë në ajër me lehtësi të madhe. Nuk ka rëndësi se, sa përralla tregojnë evolucionistët, ata ende nuk mund të shpjegojnë se, si u krijuan krahët e zogjve. E vërteta është se: Allahu ka krijuar krahët e zogjve dhe të mizave, së bashku me aftësinë e tyre për të fluturuar.

## *Arkeopteriksi, Të Cilin Evolucionistët e Quajnë Formë të Ndërmjetme, Ishte në të Vërtetë Një Zog Plot Me Pupla!*

Në fillim le të japim disa ndryshime midis zvarranikëve dhe zogjve:

1. Zogjtë kanë krahë, kurse zvarranikët jo.
2. Zogjtë kanë pendë, kurse zvarranikët luspa.
3. Zogjtë kanë një sistem skeleti unik dhe kockat e tyre janë të zgavëruara. Kjo bën që ata të jenë më të lehtë dhe ua lehtëson fluturimin. Këto janë vetëm disa ndryshime, të cilat të vijnë ndër mend menjëherë. Por, ka edhe mjaft ndryshime të tjera midis këtyre krjesave. Nëse ndonjë lloj zvarranikësh do të ishte shndërruar në zogj, duhet të kishte patur shumë krijesa që duhet të kishin jetuar midis zogjve dhe zvarranikëve, të cilat të përfaqësonin fazat e këtj ndryshimi. Studiuesit e fosileve duhet të kenë ndeshur të paktën një nga këto lloje fosilesh. Kjo do të thotë se, duhet të kenë ekzistuar krijesa me gjysmë krahë, gjysmë të veshur me pupla dhe gjysëm me luspa, gjysmë gojë e gjysmë sqep dhe fosilet e tyre duhet të jenë gjetur, por, e vërteta është se, asnjë shëmbëlltyrë e tillë nuk është hasur në fosilet e tokës. Ato fosile që janë gjetur i përkasin ose një zvarraniku të plotë, ose një zogu të plotë. Kjo do të thotë se, zogjtë nuk kanë evoluar prej zvarranikëve. Është Allahu, Ai, i cili ka krijuar zogjtë, ashtu si dhe gjithë gjallesat e tjera. Megjithatë, meqenëse, evolucionistët nuk duan ta pranojnë këtë, atëherë

Fosilja e një zogu të quajtur Arkeopteriks, të cilën evolucionistët u përpoqën ta përshkruanin si një lloj të ndërmjetëm, tregon se evolucioni është një teori që mbështetet mbi mashtrimin. Kjo fosile i përket një zogu të vërtetë dhe tregon se zogjtë nuk kanë ndryshuar aspak për miliona vjet.



përpiqen t'i bindin edhe njerëzit e tjerë se, ajo që thonë ata është e vërtetë, duke shpikur përralla. Ata kanë gjetur fosilen e një zogu, të quajtur Arkeopteriks, i cili ka jetuar 150 milion vjet më parë dhe pretendojnë se, ky zog është një formë kalimtare midis dinosaurve dhe zogjve. Por, të thuash se, Arkeopteriksi ishte një paraardhës i zogjve është krejtësisht jologjike, sepse, ai ishte një zog me trupin të mbuluar me pupla! Për arsyen se:

1. Ai kishte pupla, ashtu si zogjtë në kohën tonë.

2. Ai kishte të njëtin kafaz kraharori, në të cilin ishin kapur krahët, ashtu si dhe zogjtë e tjerë që fluturojnë.

3. Arkeopteriksi nuk mund të jetë paraardhësi i të gjithë llojeve të zogjve sepse, janë gjetur fosile zogjsh që janë më të vjetër se ai.

# PËRRALLA E GJATË E EVOLUCIONIT TË NJERIUT

Evolucionistët mbrojnë pikëpamjen se, njerëzit e kanë prejardhjen nga majmuni dhe për këtë arsye, majmunët janë paraardhësit tanë. As Darvini, as ndonjë evolucionist tjetër, nuk kanë patur kurrë ndonjë provë për ta mbështetur këtë pikëpamje, e cila është krejtësisht një fabrikim. Në të vërtetë, një nga arsyet pse u mendua teoria e evolucionit, në rradhë të parë, është t'i bëjë njerëzit të harrojnë se, janë krijesa të Allahut. Nëse njerëzit besojnë se, ata kanë ardhur në jetë rastësisht dhe paraardhësit e tyre janë majmunët, atëherë ata nuk do të ndjejnë asnjë lloj përgjegjësie kundrejt Allahut. Si rrjedhim, kjo do t'i bënte ata të harronin të gjitha vlerat fetare dhe të bëheshin

**Allahu krijoi qeniet njerëzore me gjuhë, raca dhe ngjyra të ndryshme. Kjo shumëllojshmëri është një mirësi e mrekullueshme.**



tepër egoistë. Vetëm njerëzit egoistë i humbin vlera të tilla, ashtu siç është dashuria për njerëzit dhe familjet e tyre. E kuptoni se, evolucionistët përpiqen t'i largojnë njerëzit prej ndjenjave të tilla dhe kjo është arsyeja pse, ata përpiqen të përhapin teorinë e evolucionit. Qëllimi i tyre është t'i bëjnë njerëzit ta harroj- n ë Allahun dhe i drejtohen çdo njeriu duke i thënë: "Allahu nuk të krijoi ty. Ti ke erdhur nga majmuni, me fjalë të tjera, ti je një kafshë e përparuar." E vërteta është se, Allahu i ka krijuar të gjithë njerëzit. Krahasuar me të gjitha kafshët e tjera, njeriu është krijesa e vetme që mund të flasë, të mendojë, të ngazëllehet, të marrë vendime, është inteligjent, mund të themelojë qytetërime dhe mund të komunikojë në një nivel shumë të përparuar. Allahu është Ai, i Cili ua ka dhënë të gjitha këto cilësi qenieve njerëzore.



## Evolucionistët Nuk Mund të Ofrojnë Asnjë Provë se Njerëzit e Kanë Prejardhjen nga Majmuni

Në fushën e shkencës, është shumë e rëndësishme sjellja e "provave", apo argumenteve. Kur nxjerr një teori dhe dëshiron që edhe të tjerët ta besojnë atë, atëherë, duhet të japësh prova që e vërtetojnë atë. Për shembull, nëse në rastin më të thjeshtë, ju i prezantoheni dikujt dhe ai nuk beson se ju jeni ai që jeni, atëherë në këtë rast, duhet të keni ndonjë provë që t'ia vërtetoni. Cila do të ishte prova juaj? Një provë do të ishte psh, një kartë identiteti, një çertifikatë lindje, pasaporta ose ndonjë dokument tjetër. Nëse do t'ia tregonit këto, këtij njeriu do t'i mbushej mendja se, ju jeni ai që jeni. Tani le të japim një shembull shkencor. Ishte një shkencëtar, i quajtur Isak Njuton, i cili ka jetuar në shekullin e 18-të, i cili thuhet se, ka zbuluar gravitetin. Kur njerëzit e pyes-



nin se, çfarë e bëri atë kaq të sigurt, ai përgjigjej:

"Kur molla shkëputet nga pema, ajo bie në tokë, nuk qëndron në ajër." Kjo përgjigje desh të thoshte se, ekziston një forcë që e tërheq mollën të bierë në tokë, të cilën ai e quajti "gravitet." Ngjashëm me këtë rast, edhe evolucionistët duhet të shfaqin disa prova për t'i bërë të besueshme teoritë e tyre. Për




shembull, teoria e evolucionit thotë se, njeriu ka ardhur nga majmuni. Për këtë arsye, ne duhet t'i pyesim ata: Ku e gjetët këtë ide dhe ku janë provat tuaja? Nëse majmunët do të ishin me të vërtetë paraardhësit e njeriut, ne duhet të gjenim patjetër fosile të krijesave që do të ishin gjysmë majmun, gjysmë njeri, si vërtetim të kësaj. Megjithatë, nuk është zbuluar ende ndonjë fosile e tillë. Ne kemi gjetur vetëm fosilet e njerëzve ose të majmunëve. Kjo do të thotë se, evolucionistët nuk kanë absolutisht asnjë provë që majmunët janë paraardhësit e njeriut. Megjithatë, ata ende përpiqen t'i devijojnë njerëzit me teoritë e tyre.

## Disa Mashtrime të Evolucionistëve:

1. Evolucionistët flasin për fosilet e majmunëve të zhdukur sikur ato t'u përkisnin krijesave që, sipas tyre, ishin gjysmë majmun e gjysmë njeri. Ju, sigurisht që, duhet të keni parë diku foto si kjo më lart, apo jo? Evolucionistët i përdorin ato për të mashtruar njerëzit. E vërteta është se, krijesa të tilla nuk kanë ekzistuar kurrë. Në të kaluarën, kanë ekzistuar njerëz si dhe majmunë, ashtu si në ditët e sotme dhe ata kanë qenë dhe janë krejtësisht të ndarë njëri nga tjetri dhe nuk kanë asnjë lidhje me njëri-tjetrin. Asnjë nga krijesat e shfaqura në faqen e kaluar nuk ka ekzistuar kurrë. Kjo gjë nuk ka ndodhur kurrë. Ashtu siç thamë edhe më lart, nuk është gjetur asnjë fosile që ta provojë një pohim të tillë. Megjithatë, evolucionistët vazhdimisht provojnë gënjeshtra të tipit të fundit mbi këtë temë. Për shembull, kur ata studiojnë një fosile që i përket një lloji të zhdukur majmunësh, ata pretendojnë se, ajo i përkiste një krijese midis majmunit dhe njeriut. Meqenëse, njerëzit nuk janë të mirëinformuar mbi këtë temë, ata priren të besojnë ato që thonë evolucionistët.

2. Evolucionistët i trajtojnë fosilet e njerëzve që u përkasin racave të ndryshme sikur ato të ishin krijesa gjysmë majmun, gjysmë njeri. Siç e dimë, në botë, ka mjaft raca etnike,

si: Afrikanët, Kinezët, Amerikanët Indigjenë, Turqit, Europianët, Arabët e shumë të tjerë. Është e qartë se, njerëzit që i përkasin grupeve të ndryshme etnike kanë karakteristika të ndryshme. Për shembull, Kinezët kanë sy në formë bajame dhe disa Afrikanë kanë lëkurë me ngjyrë shumë të errët dhe flokë shumë të dredhur. Kur shihni një Amerikan Indigjen dhe një Eskimez, menjëherë, ju e kuptoni se, ata i përkasin grupeve të ndryshme etnike. Në të kaluarën, kanë ekzistuar shumë grupe të tjera etnike dhe disa nga karakteristikat e tyre ishin të ndryshme nga ato që kanë njerëzit sot. Për shembull, kafkat e njerëzve që i përkisnin racës së Neandertalit is-

hin më të mëdha se kafkat e njerëzve që jetojnë sot. Gjithashtu, muskujt e tyre ishin më të fortë se tanët. Megjithatë, evolucionistët i shfrytëzojnë ndryshimet midis kësaj race dhe tonës si një mënyrë për të mashtruar njerëzit. Për shembull, kur gjejnë një kafkë që i përket racës së Neandertalit ata thonë: "Kjo kafkë i përket paraardhësve të njeriut, të cilët kanë jetuar dhjetra mijëra vjet më parë." Ndonjëherë kafkat që ata gjejnë janë më të vogla se masa mesatare e kafkës së njerëzve që janë sot. Duke treguar me gisht tek ajo, ata thonë: "Ai që e ka patur këtë kafkë ka qenë pika e kalimit nga majmuni tek njeriu." Në realitet, edhe sot ka njerëz që i përkasin racave të ndryshme etnike, të cilët kanë kafka më të vogla se mesatarja. Për shembull, vëllimi i kafkës së Australianëve Autoktonë (Aborigjenëve) është shumë e vogël, por kjo nuk do të thotë se, ata janë gjysmë majmunë, gjysmë njerëz. Ata janë njerëz normalë, njëlloj si ju dhe si gjithkush tjetër. Rrjedhimisht, ne mund ta shohim se, fosilet të cilat, evolucionistët i portretizojnë si provë që tregon se njerëzit kanë rrjedhur nga majmuni, u përkasin racave të mëhershme të majmunëve apo njerëzve, të cilët tashmë janë zhdukur. Kjo do të thotë se, krijesat gjysmë majmun, gjysmë njeri nuk kanë ekzistuar kurrë.

## DALLIMI MË I MADH

Dallimi më i madh midis majmunëve dhe njerëzve është se, njerëzit kanë shpirt, kurse majmunët jo. Njerëzit kanë ndërgjegjje: ata mendojnë, flasin dhe i përçojnë mendimet e tyre të tjerëve në fjali të kuptimshme, marrin vendime, ndjejnë, zhvillojnë shije, dinë për artin, pikturojnë, kompozojnë, këndojnë dhe janë të mbushur plot ndjenja dashurie dhe vlera morale. Të gjitha këto cilësi janë unike për shpirtin e njeriut. Vetëm qeniet njerëzore i posedojnë këto karakteristika të veçanta. Evolucionistët janë të paaftë t'i përgjigjen kësaj pyetje. Një majmun,

që t'i ngjante një njeriu, duhet t'i nënshtrohej shumë ndryshimeve fizike dhe duhej të kishte cilësi të tjera të njëjta me njerëzit. A ka ndonjë forcë në natyrë që t'ia japë një majmuni aftësi të tilla si: të menduarit, apo artet, si piktura dhe kompozimi? Sigurisht që jo! Allahu i ka krijuar vetëm njerëzit me të tilla aftësi dhe nuk u ka dhënë kafshëve asnjë nga këto aftësi. Siç e pamë, për një majmun është krejtësisht e pamundur që të shndërrohet në një qenie njerëzore. Qeniet njerëzore kanë qenë të tilla qysh nga dita kur u krijuan. Po ashtu, peshqit kanë qenë peshq dhe zogjtë kanë qenë zogj. Asnjë krijesë nuk është paraardhës i ndonjë tjetri. Allahu është Krijuesi i të gjithë njerëzve dhe i të gjitha gjallesave të tjera. Arsyeja pse, evolucionistët pretendojnë se, njeriu ka ardhur nga majmuni, është ngjashmëria fizike midis tyre. Megjithatë, ka edhe krijesa të tjera që u ngjajnë njerëzve edhe më tepër. Për shembull, papagalli që shihni në figurë mund të flasë. Oktapodët kanë sy të ngjashëm me ata të njerëzve. Macet dhe qentë na binden dhe dëgjojnë urdhrat tona krejt si njerëzit. Ç'do të mendonit nëse dikush do t'ju thoshte se, njerëzit kanë ardhur nga qentë, papagajtë apo oktapodët? E kuptoni, nuk ka ndryshim midis idesë dhe historive që shpikin evolucionistët.

## ALLAHU ËSHTË KRIJUESI I GJITHÇKAJE

Zoti Ynë është Ai që ka vendosur biliona copëza informacioni në një vend kaq të vogël saqë, ne nuk mund ta shohim pa përdorur pajisje speciale. Allahu është Ai që na ka krijuar ne, sytë tanë, flokët, këmbët tona. Ai është, gjithashtu, Krijuesi i familjeve tona, i prindërve tanë, vëllezërve dhe motrave, shokëve dhe mësuesve. Allahu është Ai, që ka krijuar për ne ushqimin, të cilin ne e duam aq shumë, reçelin, drithërat dhe brumërat, frutat dhe perimet, që na bëjnë ne të shëndetshëm dhe të fortë. Nëse Allahu



nuk do ta kishte krijuar luleshtrydhen, ne nuk do ta dinim se, si do të ishte shija e saj. Allahu na ka dhënë gjithashtu shqisat e të shijuarit dhe të nuhatjes. Nëse Ai nuk do të na i kishte dhënë ato, ne nuk do të dinim se çfarë shije do të kishin ushqimet. Për ne do të ishte njëlloj të hanim një patate apo një tortë. Allahu nuk ka krijuar vetëm ushqime të shijshme dhe me aromë të këndshme, por, Ai na ka dhënë neve aftësitë e nevojshme për t'i shijuar ato. Ju pëlqeni disa gjëra dhe kënaqeni me to dhe mendoni sa të këndshme janë. Për shembull një ëmbëlsirë, një lojë me të cilën kënaqeni duke luajtur apo një shëtitje me njerëzit e afërt. Çfarëdo që të jetë, kurrë mos harroni se, është Allahu Ai i Cili i mundëson për ju të gjitha këto. Sepse Ai është Krijues i Gjithmëshirshëm dhe Ai iu fal juve gjithmonë dhurata të bukura dhe të këndshme. Ka qenë një kohë kur ju nuk ekzistonit. Vetëm mendoni



pak, ju nuk ishit askund para se të krijoheshit. Ju ishit asgjë. Allahu iu krijoi juve nga asgjëja. Për këtë arsye, ne duhet t'i jemi mirënjohës Allahut për çdo moment të jetës tonë. Në çdo gjë me të cilën kënaqemi dhe e duam, ne duhet të përkujtojmë Allahun dhe të themi: "O Allah! Unë të falenderoj Ty për të gjitha mirësitë që më ke falur." E nëse e gjejmë veten në një situatë të pakëndshme, përsëri duhet t'i lutemi Atij, sepse, vetëm Ai mund t'i rregullojë punët dhe gjendjet tona. Ai na i dëgjon lutjet dhe u përgjigjet atyre. Allahu e di se, çfarë mendojmë ne në thellësi të zemrave tona; Ai dëgjon dhe i përgjigjet çdo lutje. Ajo që na mbetet të bëjmë është, ta falenderojmë me gëzim Zotin tonë, i Cili na krijoi neve, botën tonë me gjithë mirësitë që përmban ajo. Duke ditur se, Allahu është gjithmonë me ne, na shikon dhe na dëgjon në çdo moment, ne duhet të vishemi gjithmonë me një sjellje të hijshme.




Ëngjëjt thanë: “Lavdia të qoftë
Ty Zoti ynë. Ne nuk kemi dije tjetër
përveç asaj që na dhurove.
Ti je i Gjithëdijshmi, i Urti.”
(Sure Bekare: 32)

